## *Në fillim pak fjalë*

Përmbledhjen me aforizma dhe shprehje aforistike mendova ta quaj me një thënie latine: “Nulla dies sine linea”, që shqipërohet: asnjë ditë pa një vijë. Këto janë fjalët e Plinit, historian dhe mendimtar romak, për piktorin e famshëm të Greqisë antike Apelles, që jetoi në shekullin e katërt para erës së re, si mik dhe si portretist i Aleksandrit të Madh.

Shprehja e Plinit e ka kuptimin: asnjë ditë pa punë. Kështu ka lindur edhe kjo përmbledhje me aforizma dhe me shprehje aforistike. Prej kohësh, krahas punëve të mia, kam hedhur në letër ndonjë mendim, që më ka ardhur fluturimthi, dhe pa e kuptuar janë mbushur fletorka të tëra. Më vonë më është dashur që këto thënie t’i ndaj në tema të veçanta, duke i rishkruar në nja dy fletore të tjera. Këtu më erdhi në ndihmë Sadija, gruaja ime, që duke ia lexuar unë, i rishkroi të seleksionuara.

Gjatë rishkrimit kam hequr shumë aforizma, pasi më dukej sikur ishin të huazuara, të thëna para meje nga të tjerët. Zakonisht kështu ndodh me aforizmat; ato padashka kalojnë shpesh nga koha në kohë dhe nga autori në autor, si fjalët e urta të popujve. Po ky kalim, në përgjithësi, është rrjedhojë e përputhjes së mendimeve që sjell përvoja e jetës. Le të na vijnë në ndihmë shembujt. Shprehja e vjetër latine na thotë: "Qui non laborat non manducet". (shqip: "kush nuk punon, nuk ha"). Kjo thënie gjendet edhe tek Bud'hid'harma, themeluesi i sistemit të xen-budizmit: "një ditë pa punë, një ditë pa ngrënë". Po si shkoi kjo aforizmë nga Roma në Kinë apo në Indi, kur ende mungonin mjetet e komunikimit, madje edhe Japonia nuk ekzistonte? Pothuajse e njëjta shprehje gjendet edhe në Bibël: "I papuni nuk ha!". E ç'mund t'i thuash këtij fluturimi të aforizmës?

Po sjell edhe një shëmbull nga fundi i shekullit të 19-të. A. Çehovi në formën e një aforizme ka thënë: "Shkurtësia është motra e talentit". Është fjala për konçizitetin në një vepër letrare. Më shumë se një shekull e gjysmë para Çehovit, një mendim të tillë ka shprehur B. Franklini, fizikant, publicist dhe burrë shteti amerikan: "Shkurtësia është shpirti i mënçurisë". Askush nuk beson se Çehovi e ka kopjuar këtë thënie nga Franklini!

Duke përgatitur këtë përmbledhje me fjalë të urta pikërisht më ka shqetësuar përsëritja e thënieve të të tjerëve, megjithëse kam qënë i vetëdijshëm se kësaj nuk do t'i shpëtoja. Veçanërisht i trembesha përsëritjes së fjalëve të urta popullore, që janë nëna e aforizmave të shkruara.

Vetëm nga njëra prej tyre mund të krijohen dhjetra variante aforizmash. Fransua de La Roshfuko, filozof francez i shekullit të 17-të, autor i shumë maksimave, në njërën prej tyre shkruan: "Në botë ka shumë bizele, që i lejojnë vetes të tallen me bathët".
Vetëm në folklorin tonë mund të gjenden disa fjalë të urta të ngjashme me këtë maksimë të Fransua de La Roshfukosë, si "u tall dhia me delen, se ia pa një herë bishtin përpjetë", "qesh i dhjeri të përmjerin", "qesh kukudhi lugatin", e plot të tjera. Po edhe shprehja latine "kush nuk punon nuk ha" gjendet në folklorin tonë në variantin: "po s'luajte këmbët, s'ngjyen dot dhëmbët". E tillë është aforizma.
Dihet që fjala aforizëm vjen nga greqishtja e vjetër "aphorismos" dhe e ka kuptimin: thënie e shkurtër përgjithësuese. Kjo formë letrare-filozofike njeh me dhjetra përkufizime nga shkrimtarë, filozofë, publicistë e të tjerë. Kështu, Tolstoi e ka quajtur aforizmën: "mënçuri e vërtetë pa shumë fjalë". Ndërsa A. Kroni, shkrimtar e dramaturg, thotë: "Aforizma është shprehja e kursyer më e zgjedhur e një mendimi. Në aforizmë mendimi abstragohet nga njeriu që e tregon dhe fiton një jetë të pavarur."
Me një fjalë, aforizma shpesh largohet nga autori deri në humbje të tij, duke qëndruar më vete si një pronë e të gjithëve. Prandaj aforizmën e Naim Frashërit "kalliri që është plot e mban kokën ulur" e citojmë, duke nënvizuar: siç thotë një fjalë e urtë...
Kur flasim për aforizëm, ne theksojmë se është një thënie e shkurtër dhe e mënçme. Vallë mjafton kjo? E shkurtër

është edhe Teorema e Pitagorës: hipotenuza në katror është e barabartë me shumën e kateteve në katror. Edhe mënçurinë e ka, por megjithatë nuk është aforizmë, por një përfundim shkencor.
Një autor i huaj, që nuk më kujtohet emri, thotë afërsisht se aforizma është një ushqim shpirtëror me dy fjalë në koncentrat. Ky përkufizim diçka i lirë na ndihmon për të dalluar teoremën nga aforizma. Teorema është ushqim mendor, aforizma është ushqim shpirtëror. Si e tillë ajo kërkon hapësirë të gjerë të lirisë së mendimit. Në një shoqëri ku mendimi është i ngurtë brenda kornizave, aforizma me larminë e saj, e ka të vështirë zhvillimin. Atëherë ajo zëvendësohet me citatet parafabrikate të udhëheqësve.
Sapo përmenda larminë e aforizmave. Do të shtoja se një pjesë e tyre përshkohet nga një mendim filozofik i hollë dhe serioz, një pjesë tjetër nga një ironi, sarkazëm dhe humor. Po ka edhe një kategori me paradokse në të cilën shquhen Oskar Ualldi dhe Bernard Shou, po edhe Mark Tueni.

Në këto pak shënime u përpoqa të tregoj se çfarë përmban kjo fletorja ime me aforizma dhe me shprehje aforistike si dhe të them ndonjë mendim për aforizmën në përgjithësi.

***Autori***

***21 Dhjetor 2006***

## *E ka thënë Dritëroi …*

I.

Megjithëse një libër nga më të çuditshmit dhe më të papriturit, *Aforizmat* e Dritëro Agollit, që po botohen në këtë përmbledhje, me titull të huajtur nga lashtësia romake, *Nulla dies sine linae - Asnjë ditë pa një linjë*, pa një radhë, prapë nuk na befasojnë. Autori na kishte paralajmëruar qartë me kohë se në letërsinë e tij *ja ku po vinte njeriu i çuditshëm.* Një libër i pangjashëm me të tjerë, jo vetëm në kornizë të veprës së Dritëro Agollit, por në gjithë letërsinë shqipe fund e krye. Nga Frang Bardhi tek Sami Frashëri, tradita e kësaj letërsie përmban gjurmën e interesimit të krijuesve dhe dijetarëve për *fjalën e urtë popullore*, por jo dhe për urtësinë aforistike si nënlloj i shkrimeve letrare, si krijimtari origjinale.

*Aforizmat* e Dritëro Agollit përbëjnë një libër me modele të stërlashtë sa gjithë historia e mendimit njerëzor, po aq sa dhe me origjinalitetin e një shekulli të ri.

Nuk është aspak e vështirë t'ua gjesh vendin dhe pozicionin aforizmave të këtij libri në strukturën tëresore të veprës së Dritëro Agollit. Lexuesit menjëherë do t'i vijnë në mendje esetë dhe eskizet që ka lexuar në romanin *Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo* dhe ushtrimet aforistike të autorit dhe të personazheve të tij në romanin *Arka e djallit.* Për një arsye tjetër, për shkak të lidhjeve me një traditë paraletrare, paralelisht me dy romanet, lexuesit do t'i kujtohet edhe vëllimi me vjersha të rikrijuara në stilin

e këngës popullore *Shpirti i gjyshërve.* Këtij pozicioni i përgjigjet dhe ana stilistikore: aforizmat e këtij libri kanë frymëzimin dhe figurshmërinë e poezisë dhe lirshmërinë ritmike-metrike të prozës. Por ligjërimi aforistik është me një shtrirje të pakufizuar në kohë e në lloje në gjithë veprën e tij. Në novelën *Lamtumirë kapedani im,* që u botua për herë të parë në vëllimin me tregime *Zhurma e erërave të dikurshme* (1964) edhe dialogjet e karaktereve, sidomos të Dautit me kapedanin, zhvillohen si ligjërim aforistik:

"- *Do të vish me ne në çetën e tyre? - e pyeti kapedani.*

*- **Të gjithë përrenjtë derdhen në lumë,** - tha rrëfyesi i anekdotave.*

*- Posi, posi, - ia bëri kapedani, - demek edhe ti dëshiron të vish.*

*- **Ku të futet gjilpëra do të futet dhe peri!** - tha Dauti.*

*- Mirë e the, - iu bë qejfi kapedanit tim, - **vdekja një është, si këtu edhe atje.***

*- **Vdekja është një, po varret janë të ndryshme,** - tha me ironi Dauti."*




**Ballina e librit me tregime *Zhurma e erërave të dikurshme,* botim i parë (1964). Tregimet dhe novelat e këtij vëllimi mbijetuan prej botimit të vitit 1973 në Prishtinë, me titullin *Njeriu i mirë* (bot.** *Rilindja*, **biblioteka** *Floçka*).

Thuajse në të gjitha tregimet dhe novelat e Dritëro Agollit një nga karakteret *flet me aforizma*. Kështu ndodh tek *Kalorësi lakuriq*, kështu dhe tek *Dështaku*, kalimthi edhe tek *Trëndafili në gotë.* Plaku tashmë proverbial i romanit Njeriu me top, Plaku Mere, flet në shqip në një mënyrë po aq proverbiale sa Hamleti në anglisht: *Dynjaja u prish! O hak i madh, ç'pret! - Kjo botë u shthur, o prapësi, o dreq!* Në mënyrë aforistike flasin dhe personazhet e dramave: Halili tek *Fytyra e dytë* dhe Bato Barmashi tek *Mosha e bardhë:*

**Halili në** *Fytyra e dytë*

*Të pish, dyqind syre të shohin!*
*Mos u merr me rakinë, kur ke dashurinë.*
*Kripa në tokë, peshku në det, po një tigan i bashkon.*
*Edhe speci është i vogël, por djeg.*
*E lëron tokën dhe e humbet farën.*

**Bato Barmashi në** *Mosha e bardhë*

*Kur dashuria e gjen fatin menjëherë, shkrihet si dëbora në pranverë.*
*Ashtu siç i duhet qumështit pak majà për t'u bërë kos, ashtu i duhet edhe djalit pak grua për t'u bërë burrë!*
*Kur njeriu zhytet në vartësinë e farefisit, i lindin instiktet e botës së lashtë.*
*Të keqen që ekziston në shpirt të femrës mundohu ta zhdukësh që në fillim, se po mori përpjesëtime të gjera, është vështirë ta zhdukësh, se zhdukesh vetë.*

Poezia e Dritëro Agollit gjithashtu shumë shpesh ka ndërtim parabolik, në ndonjë rast me paratekst popullor (si poezia *Dielli, legjendë shqiptare*). Por në shumicën e rasteve ai *flet me shëmbëlltyrat e veta*. Pothuajse gjithnjë kjo gjedhe e poezisë së tij mbështetet në shëmbëlltyrën dhe *përmbyllet me një shprehje aforistike.* Modeli tjetër i poezisë, që përshkohet nga stili i ligjërimit aforistik, është ai i *shkurtimave* me karakter proverbial, që bëhet më i shpeshtë në dekadat e fundme:

***Kali dhe gomari* (shëmbëlltyrë), 1984**

*Kalonin në një shteg të ngushtë mali,*
*gomari para, pas gomarit kali.*
*Të dy ngarkuar me thasë mirë,*
*nga vapa të munduar e djersirë.*

*Fshatari donte shpejt në fshat të arrinte,*
*ndaj kalit vitheve me shkop i binte.*
*Por kali më në fund durimin humbi,*
*e ngriti bishtin dhe samarin tundi.*

*Hej, mbaj dorën, se ta hedh përdhe samarin,*
*ti para meje pse ma nxjerr gomarin?*
*E nga të vete s'di fare unë i ngrati,*
*kur rrugën ma ka zënë veshgjati.*

*Përpara nxirrmë mua të mos vuash,*
*dhe rrih pastaj gomarin sa të duash.*
*Kështu e ka kjo botë e mjerë e marrë,*
*Përpara nxjerrin veç gomarë.*

## Poezi me stil proverbial

*Mëso të rrihesh në rini,*
*Në pleqëri s'ka vlerë;*
*Ka vlerë veç një dhelpëri,*
*Që bën sikur mbron nderë.*

***"Mësimet", Fletorka e mesnatës***

Ligjërimi aforistik shfaqet si cilësi e qëndrueshme e veprës së Dritëro Agollit prej fillimeve të saj në vitet 1960 deri sa jetoi e shkroi. Këtu studiuesi do të gjejë në mënyrë të veçantë larminë e formave me të cilat gjuha shqipe realizon aspektet e asqj që njihet si urdhërore profetike, urdhërore e paracaktuar, pa asnjë mjet gramatikor të urdhërores si mënyrë. Dhe këtu nuk është fjala as për vlerat aspektive urdhëruese të lidhores, që janë të njohura edhe në stile të tjera të ligjërimit, por për *të tashmen* dhe *të ardhmen urdhëruese*. Kjo është *urdhërorja e urtësisë,* që nuk e ka të nevojshme veshjen gramatikore të urdhërores si mënyrë. Si e ka shkruar këtë libër Dritëro Agolli? Autori na e ka dhënë vetë të gatshme përgjigjen. Në parathënien e shkurtër të veprës ai na bën të ditur se ky libër nuk ka qenë ndonjë projekt, që niset e mbarohet sipas një kalendari pune, siç ndodh me libra të tjerë. Besnik ndaj thënies latine *Asnjë ditë pa një radhë,* në rrjedhë të viteve Dritëro Agolli ka shenjuar vazhdimisht në fletore mendime të bukura, në formën e urtësive filozofike dhe morale, të këshillave e porosive të dobishme. Duke iu referuar së pari *sprovave* të Zylos, që autori i quan herë ese (nga fr. *essais*, sprovë), herë eskize (nga fr. *esquisse*, skicë), nxitemi të mendojmë se shkrimtari ka pasur një tërheqje ndaj këtij nënlloji të shkurtër të shkrimeve qysh në vitet 1970 dhe kjo joshje nuk ka pushuar ndonjëherë. Në një fazë të mëvonshme ai ka menduar të përzgjedhë

më të bukurat prej fletoreve të shumta dhe t'u japë formën e një libri. Me këtë rast nuk ka hezituar të përzgjedhë dhe aforizma që dikur ua kishte dhuruar karaktereve që krijoi në letërsi, duke e identifikuar veten me ta. Më pas, së bashku me Sadijen, ka vendosur çfarë do të botojë e çfarë do të mbetet në blloqe. Dhe më vonë ka krijuar vetë kodin e domosdoshëm për të vënë disiplinë në vëllim, duke bërë ndarjen e aforizmave në *rrafsh tematologjik*. Dhe tani e kemi në duar si një libër të vërtetë, ashtu siç ishte vullneti i tij. Ky libër nuk është e thënë të lexohet si çdo libër tjetër, duke e nisur nga kreu në fund. Ai ofron lehtësinë e atij që quhet lexim *biblik*: mund ta nisësh leximin aty ku rastis hera që ta hapësh. Mund ta fillosh nga nënndarja e fundme: *Njerëzit, kafshët dhe gjallesat e tjera*, po aq lehtësisht sa mund ta fillosh me *pijetarin, verën dhe rakinë*. Kudo që ta nisësh, kudo që ta hapësh, je në vendin e duhur.

## II.

Aforizmat janë një nënlloj i kryehershëm i shkrimeve letrare dhe filozofike, që ka të bëjë me fëmijërinë e mendimit njerëzor. Ekzistojnë në të gjitha kulturat e popujve si *letërsi mendimi:* në *Vedat vedante* të mitologjisë dhe filozofisë sanskrite, në *Testamentin e Vjetër të Shkrimeve të krishtera (Libri i Proverbave)*, në letërsinë klasike greke e romake, në *Talmud* e në *Torah*, në të drejtën e qytetërimeve të mëdha të lashtësisë dhe në atë kanonike, në *hadith*-et e profecisë së besimit islam dhe në të drejtën etnojuridike popullore shqiptare, gjithaq dhe në krijimtarinë e mendimtarëve humanistë të fundit të Mesjetës dhe në trashëgiminë e shumë prej shkrimtarëve më të mëdhenj të shekullit XX. Historia e zhvillimit të

aforizmave dhe të shprehjeve aforistike kapërcen shekuj e mijëvjeçarë, prej *412 thënieve proverbiale të Hipokratit* deri tek *paradokset* e G. B. Shaw-t, prej *rrëfimeve alegorike* të Xhelaledin Rumiut deri tek citatet e K. Marksit e të F. Engelsit, prej përkufizimeve të rrepta në *Sheriat e sherije* deri tek *mësimet* e Mao Ce Dunit.
Aforizmat konsiderohen një lloj *gjuhe më vete*. Ato janë njësi të gatshme në ligjërim njësoj si fjalët dhe shprehjet me kuptim të mbyllur. Nuk është e rastit që *Shkrimet e Shenjta* janë të mbushura me aforizma: njësoj si lutjet, uratat dhe formulat rituale, ato duhen mbajtur mend mirë dhe duhet të përdoren në ligjërim përmendësh, më së shumti pa ndonjë referencë autorësie.
Libri i Dritëro Agollit, në pikëpamjen e problematikës, ka karakter *panoptik*. Ka në këtë libër urtësi për shtetin dhe qytetarin, për ligjin dhe mosbindjen, për virtytin dhe turpin, për gruan dhe familjen, për dashurinë dhe tradhtinë, për miqtë dhe armiqtë, dijetarët dhe budallenjtë, për akademikët dhe të lajthiturit, për bujqit dhe barinjtë, për maçokët dhe laraskat, për mendjen dhe çmendjen. Ndryshe prej poezisë, në të cilën vendin qendror e zë *figura e kalit*, në aforizma figurë parësore prej gjallesave janë *macja dhe maçoku.*
Lexuesi e sheh Dritëro Agollin në këtë libër herë mjeshtër të fjalës poetike, herë filozof të mendimit të thellë; herë finok e herë përtallës; herë melek e herë djalli vetë; herë gjyshi mësonjës e herë dyshimtar mbi të gjitha vlerat e kësaj bote; herë parathënës të vdekjes së Zotit si F. Nietzsche e herë një lutës të zakonshëm vdekëtar të hirit mbrojtës të Perëndisë; herë rabin të rreptë e ca më shumë anti-Krishti vetë; herë të grykës të jetës e herë lajkatar të vdekjes; herë det të dremitur e herë Devoll kryeneç, që në theqafje të kanioneve rropos ç'ka gjetur përpara. Aty është urtaku e aty zemëraku; aty i përbetuari për besnikëri dhe aty i lektisuri pas të bukurisë vajzërore. Nëse vendos ta lexosh librin si çdo libër tjetër, atëherë

diku do të qeshësh bashkë me autorin, diku do të përpiqesh të supozosh situatën dhe protagonistët që e kanë çuar atë deri tek aforizmi, diku të duket se para teje ke Hermesin me kodin e kumteve të tij të dyfishtë e diku Danten sovran me të drejta të pakufizuara për të gjykuar papët, kardinalët, princat e zotërit e pasurisë, botët e nëndheshme e të mbidheshme.

Nuk janë të pakta dhe rastet kur je i detyruar të thuash me vete: një Perëndi e di se çfarë ka pasur në mendje me këtë aforizëm, kalo tek tjetra! Po, përveç thënieve proverbiale me kuptim lehtësisht të zbërthyeshëm ka herë pas here edhe formulime që mund të të kujtojnë mistikën dhe misticizmin. Edhe këto janë po aq të pëlqyera, sepse mund *të interpretohen me përafërsi, me intuitë apo thjesht sipas mendjes së gjithsecilit.* Me gjithë pakuptueshmërinë e tyre, këto janë intriguese për mendimin dhe fantazinë e njeriut:

*Zoti fle me mjekrën në qiell dhe kurrizin në tokë;*
*Krishti vetëm kur u kryqëzua kuptoi se ç'është e mira dhe e keqja;*
*Plaku sheh plakun dhe piqet në pension;*
*Lulishtari dhe akademiku në një lule shohin dy lule: lulen e lulishtes dhe lulen e Akademisë;*
*Ke hequr të zitë e ullirit? Hiqe këtë "të zi" duke hipur në degë të fikut.*

Siç ka vërejtur poeti dhe gazetari Naim Zoto, në aforizmat e Dritëro Agollit, ashtu sikurse dhe në poezinë e Naim Frashërit, ndërthuren e alternohen paqësisht dy kode: kodi lindor i *Shkrimeve* dhe i *letërsisë klasike perse*, para së gjithash i poezisë së Xhelaledin Rumiut, dhe kodi perëndimor i vjershërimit bashkëkohor. Dritëro Agolli përmend në parathënie veçmas G. B. Shaw-n dhe Thomas Mann-in, por me të drejtë Naim Zoto përmend edhe një gjedhe poetike që pati krijuar poeti francez

Paul Éluard, të cilin Dritëro Agolli e pati shqipëruar me denjësi gjuhësore e poetike. Së bashku me mikun e tij Benjamin Péret, në vitin 1925 Paul Éluard botoi librin me titull *152 proverbes mis au goût du jour* - 152 fjalë të urta të përshtatura sipas shijes së ditës. Në këtë libër të mirënjohur, thënia e njohur e mbretit Luigji XV të Francës *Après nous, le déluge - Pas meje le të përmbyset bota*, është përshtatet në formën: *Avant le déluge, désarmez les cerveaux - Para përmbysjes, çarmatosni trurin.* Më herët ka qenë shkrimtari rus Fjodor Dostojevski që provoi të përmbyste kuptimin doktrinar të fjalëve të urta, duke përfshirë dhe disa proverba të kanonit të krishterë. Në një prej aforizmave të shumtë të tij, më së shumti të përfshira në letërsinë romanore, gjejmë dhe këtë thënie: *Djalli nuk ekzistonte, por njeriu e krijoi sipas shëmbëlltyrës së vet,* që na përafrohet menjëherë në mendje me thënien biblike: *Hyji krijoi njeriun në përngjasimin e vet* (*Zanafilla,* 1 : 20).

Lexuesit të sotëm përdorimi i aforizmave dhe i shprehjeve aforistike mund t'i ngjajë si diçka e vjetruar, por pa të drejtë. Në të gjitha kohërat njerëzit e shquar kanë vrarë mendjen *si të bëhen proverbialë*. Spartanët lakedemonas iu përgjigjën kërcënimeve perse me një fjalë të vetme: *Nëse!* Dhe ne sot themi për një mendim të shprehur me fare pak fjalë se *kjo është shprehje lakonike,* domethënë shprehje si e lakedemonasve. Perandoresha ruse porositi të shkruhen me germa guri vetëm pesë fjalë në piedestalin e monumentit të shoqit të vdekur: *Pjetrit I, nga Ekaterina II:* Pjetrit I në botën tjetër nga Ekaterina II në këtë jetë. Polakët shenjuan në këmbë të monumentit të Kopernikut: *Atij që ndali diellin dhe lëvizi tokën.* Motoja e SHBA, e themeluar në vitin 1782, ka vetëm 13 shkronja: *E pluribus unum: shumë në një, bashkim e bashkësi, veç e tok,* siç do të thërriste Fan S. Noli. Sa shumë kanë shkruar historianë e të tjerë studiues për raportet ndërfetare në

ish-supershtetin otoman, ndërkohë që sulltanët, perandorë e khalifë, i kishin shpallur hieraritë e tyre zyrtare me nëntë fjalë, në dy formula: *Në fe nuk ka me zor* (për qendrimin e administratës shtetërore ndaj besimtarëve në një fe tjetër) dhe *Dy për një* (formulë e përkufizimit të detyrimeve tatimore ndaj shtetit për të gjithë ata që zgjidhnin të të ruanin besimin e të parëve dhe të mos i bashkoheshin *fesë së shtetit*).

Se sa e fortë ka qenë dhe është prirja për të shprehur me *minimumin e mjeteve maksimumin e mendimit* mjafton të sjellim ndërmend faktin që një prej shërbimeve më popullore për komunikim ndër breznitë e reja, shërbimi *twitter*, nuk lejon përcjelljen e asnjë kumti me më shumë se 140 karaktere. Në anën tjetër, janë vetë statistikat që provojnë se aforizmat janë përdorur dendurisht edhe gjatë dy shekujve të fundmë, siç vërehet në këtë diagramë:




**Një nga grafikët e paraqitjes së dendurisë së krijimit të aforizmave në shekujt XVIII-XX.**

III.

Duke iu rikthyer dhe një herë tipologjisë së aforizmave të Dritëro Agollit, për saktësi duhet të shtojmë se krahas gjedhes *à la Eluard* dhe asaj *à la Rumi,* dhe më shumë se të dyja bashkë, në librin e tij gjendet para së gjithash *modeli i urtësisë popullore shqiptare*, shpesh herë bashkë me

fjalën e rrallë dialektore ose me arkaizma leksikorë të ngurtësuar në shprehje me përdorim tërësor. Në mënyrën më të sigurt mund të pohohet se aforizmat e Dritëro Agollit, në pjesën më të madhe janë krijuar jo për të dhënë këshilla të virtytshme, por për të provokuar mendjen, larg moralizimit rrezikues për këtë nënlloj krijimtarie. Në këtë libër mund të gjejë mbrojtje morale dhe inkurajim intelektual jo vetëm pijetari dhe qejfliu, *shërbëtori i urdhrit të Dionisit,* nëse do të perifrazonim një përcaktim të Alexandre Zotos për poezinë lirike të tij. Ai që shkroi poezinë *Grua, sot u zura për ty me Lekë Dukagjinin*; vjershëtori i vetëm në historinë e letërsisë shqipe që i ka kushtuar gruas një vëllim me lirika (vetëm Çajupi dhe Koliqi u kanë kushtuar nga një poezi elegjiake grave - të dy pas vdekjes: i pari Efigjenisë dhe i dyti Vangjelisë - të gjithë të tjerët kanë përkëdhelur me lirika të dashurat e tyre), a mund të qortohet, për shembull, për ciklin me aforizma disi djallëzore për gruan? Jo, Dritëro Agolli nuk është mizogjen si Euripidi, edhe pse na gudulis mendjen me aforizma të tilla, sikurse nuk është as *mizantrop* vetëm pse i pëlqen të ngrohtit në dimër njësoj si *të shkretit plak* të Mjedës. Ai thjesht ia sheh jetës të dyja faqet, njësoj si *Janusi mitik*, që një fytyrë e mban nga e shkuara që mbyllet e një tjetër nga ajo që pritet të vijë. A mund të quhet ateist *lugati që dehu vdekjen*, Dritëro Agolli, sepse nuk i zë besë *Zotit të vjetër*, ndërkohë që gjithë vepra e tij i ka shërbyer lartësimit fisnik të shpirtit njerëzor?
Në të vërtetë, lexuesi duhet t'ia dijë për nder Dritëro Agollit, që disa mendime të rrezikshme, të cilat ai vetë nuk mund t'i shqiptojë: qoftë sepse nuk ka autoritetin e duhur moral vetjak, qoftë sepse nuk ka fuqinë bindëse të

fjalës, qoftë sepse thjesht nuk ia përfill kush mendimin, sot mund t'i marrë të gatshme e të shërbehet lehtësisht me to, me aforizmat e Dritëro Agollit, dhe të ketë mbrojtjen e tij që nga ajo jetë e përtejme ku ai nuk besoi dhe aq. Sepse: *e ka thënë Dritëroi …*

## Aforizma me figuracion poetik

*Aq u vonua pranvera, sa zuri dëbora krimba.*
*Bën aq ftohtë, sa ta kafshon syrin ylli.*
*Edhe perënditë plaken.*
*Zoti nuk pi verë, se ka frikë e martohet.*
*Ai pret kripën të zërë krimba.*
*Berberi mëson zanatin në kokë të të varfërit.*
*Përtaci pret sa të thahet deti për të kaluar më këmbë.*
*Nuk ngrohesh me sytë e maces.*
*Paraja bën çezma në hënë.*
*Ai të var në bririn e hënës.*
*Budallai i ble të verbrit gjilpërë.*
*I padituri krip ujin e detit.*
*I mërzitshëm si e ëma e shiut.*
*Me një dorë nuk duartrokitet.*
*Lumi nuk kthehet nga ka ardhur.*

## Aforizma me karakter kontestues

*Ligjet bëhen për t'u shkelur.*
*Zoti dikur ka qenë i madh, tani u zvogëlua.*
*Zoti teshtin kur sheh ndonjë murgeshë të bukur.*
*Unë do t'i besoja Zotit po ta shihja duke lëruar tokën.*
*Edhe shenjtorët janë zemëruar dhe kanë mbajtur mëri me njëri-tjetrin.*

*Mos teshti në krevat pa e zënë gjumi gruan.*
*Një herë në muaj lavdro para gruas një budalla dhe shaj një të mençëm.*
*Grua e vërtetë është ajo që flet më shumë në telefon se me të shoqin.*
*Mos e ujit vazon e lules që ujit gruaja, pasi do të kesh telashe po të kalbet.*
*Qesh se më ka hyrë gruaja në bark.*
*Kush ha me pakicë, mendon sa një micë.*
*Në rrush fshihet Zoti.*
*Jeta pa gënjeshtra do të ishte një roman i mërzitshëm.*
*Nga e vërteta e kanë pësuar më shumë njerëz se sa nga gënjeshtra.*
*Çdo njeri ka të drejtë të jetë budalla. Të drejtat dhe liritë e budallenjve mbrohen me ligj.*

*E ka thënë Dritëroi,* sepse ai nuk ishte prej atij "urdhri" poetësh që ai vetë i cilësonte *të fjalës së marrë me qira*. Ai është sa *sovrani i gjithëpushtetshëm*, aq dhe *i shuguruari lajkatues* i fjalës poetike mjeshtërore: *Të jesh zot i fjalës tënde, që vetë të thuash "kjo është e imja" dhe të tjerët të thonë "kjo është e tij" - kjo është çështja që poetin e mundon për një kohë të gjatë dhe ndofta për tërë jetën,* - shkruan Dritëro Agolli. - *Por çështja e "pronës së fjalës" e mundon vetëm atë poet që poezia i bëhet mënyrë jetese. Ka poetë që "pronën e fjalës" e kanë me qera. Kjo lloj prone mund të jetë e bukur dhe për një çast mbase i tërheq njerëzit me shkëlqimin e saj, por ajo është "me qera" dhe kërkon shumë mund dhe shumë shpenzime që të bëhet vetjake.*

Aforizmat e Dritëro Agollit kanë dalë nga fletorkat me shenjime, kanë dalë nga *Arka e djallit*, kanë dalë nga *Shkëlqimi dhe rënia e shokut Zylo*. Moralistët ndoshta nuk

do të ndihen në paqe me veten duke e lexuar këtë libër të mbushur me *njerëz me cene*, me *çudira e marrëzira,* si gjithë letërsia e tij; por kësaj here të mbushur plot dhe me dyshimtarë të mëdhenj, që guxojnë të shohin dhe *The Dark Side of the Moon - Anën e errët të hënës,* po të citonim një titull kënge të Pink Floyd. Edhe për këtë, edhe për *prapësinë* dhe *kokëkrisurinë,* Dritëro Agolli na kishte njoftuar me kohë, qysh në vitin 1962, kur botoi poemën B*aladë për tim atë dhe për vete.* Në dyvargëshat që citohen në vijim mund të shihet se poeti jo vetëm karakteret e veprës së tij do t'i ndërtonte *të prapë, të krisur* dhe *me cene*, por dhe veten e babanë do t'i përshkruante të tillë:

*Na kishte një baba të prapë,*
*I prapë u bë dhe vetë ...*
*... ... ... ... ... ... ... ... ... ... ...*
*Këta të dy, baba e djalë,*
*Dy gurë s'linin bashkë ...*
*... ... ... ... ... ... ... ... ... ... ...*
*Dhe ky poet i krisur ishte,*
*I krisur tok me të atin ...*
*... ... ... ... ... ... ... ... ... ... ...*

Shumë punë do t'u hapet *paremiologëve* prej këtij libri. Gjithaq dhe atyre që studiojnë *pragmatikën e gjuhës.* Jo dhe aq stilistëve të saj. Dritëro Agolli ka guxuar të zhdoktrinojë kuptimet klasike të fjalëve të urta, dhe këtu studiuesit e tyre do të mbeten pak shtang: *Mos kërko qimen në vezë,* thotë populli, por Dritëro Agolli shton menjëherë: *Megjithatë, mos ji shumë i sigurt*. Latinët e urtë ngushëllonin veten për bindje ndaj autoritetit përmes sentencës *Dura lex, sed lex* - I *rreptë është ligji,*

*por prandaj është ligj.* Kurse Dritëro Agolli i bie shkurt: *Ligjet janë bërë për t'u shkelur.* Pikërisht *fjalët e urta me një bisht pas* janë tipologjikisht të parat në një klasifikim të mundshëm të aforizmave të tij. Këto aforizma kanë për qëllim të kthejnë përmbys urtësitë e mirënjohura që janë trashëguar ndër shekuj, jo me ndonjë qëllim në vetvete, siç kanë vepruar modernistët dhe veprojnë edhe sot postmodernistët me mitet, me rendin gjuhësor, me frazën, me shenjat e pikësimit, me gjithçka që lidhet me ligjërimin. Jo, qëllimi i Dritëro Agollit është tjetër: t'i kujtojë lexuesit se çdo gjë që kthehet në dogmë dhe besohet verbëtazi, pa e vënë mendjen në punë, mund të shndërrohet në rrezik për mendimin vetë.

*Ashtu është, por nuk është ashtu! He-he-he!* Pikërisht kjo është fjalia që na vjen në mendje, thënë prej autorit, kur gjendemi *përballë urtësisë së kthyer përmbys.* Populli ka të drejtë, por dhe unë kam të drejtë. *Bibla* dhe *Kur'an-i* le t'i mbajnë për vete porositë morale dhe fetare, unë kam *të parathënën* time.

**Fjalë të urta të njohura:**
*Qentë le të lehin, karvani të shkojë përpara.*
*Dardha bie nën dardhë.*
*Mor kërko qimen në vezë.*
*Profetët nuk i besojnë në vendin e vet.*
*Mendja bën kala, mendja bën hata.*
*Ai ngopet me lugë të zbrazët.*
*Punën e sotme mos e ler për nesër.*

**Aforizma të Dritëro Agollit:**
*Qentë të mos na presin rrugën, që karvani të shkojë drejt.*
*Dardha bie nën dardhë, kur nuk e hanë që në degë.*

*Mos kërko qimen në vezë, megjithatë, mos e fli mendjen se s'ka.*
*Në lagjen tënde vërtet s'bëhesh dot profet, por pusht mund të bëhesh.*
*Mendja bën kalara, çmendja bën hatara.*
*Kush ngopet me lugë të zbrazur, ka ngrënë fshehurazi.*
*Gotën e sotme mos e ler për nesër.*

Në disa aforizma situatat janë gati të personalizuara. Këto, *aformizat parabolike,* përbëjnë një cikël më vete. Në *aforizmat me shëmbëlltyrë* ndonjëherë njerëzit identifikohen me emra, nga Çoti Papuli (Cute Babulja në romanin *Arka e djallit*) e të tjerë. Në raste të tjera mund ta marrësh lehtë me mend se cilët kanë qenë protagonistët, cila ka qenë situata. Në shembujt kur shëmbëlltyrat kanë emra personash historikë, lexuesi trazohet disi, sepse ne jemi mësuar me *pamëshirën* e Dritëro Agollit kur caqet prej të tjerësh janë tejkaluar. Dikush vërtet mund të mbetet në historinë e letërsisë vetëm pse u qortua apo u satirizua nga Dritëro Agolli, njësoj siç mbeti *Simonide* për shkak se Aristoteli e përmendi tek *Poetika* e tij. Kështu e kemi njohur autorit edhe në ndonjë epigram të botuar, që njihet nga të gjithë, si dyvargëshi O *V….., faqepaqime / Sa di ti di b…a ime.* Në këto raste mund të mendosh: Kush shpëtoi, shpëtoi; kush mbeti, mbeti. Tek e fundit, nuk mund të mendosh për të gjithë.

Urtësitë e Dritëro Agollit e kanë fillesën e tyre qëkur u shfaq si poet. Në vëllimin e tij të parë, *Në rrugë dolla* (1958), si moto poetike citohet distihu i shkrimtarit rus Eduard Bagrickij: *Në rrugë dolla / Pas meje porta u mbyll.* Nuk jemi të sigurt nëse Bagrickij e njihte *Kur'an-in,* madje nuk jemi të sigurt edhe nëse Dritëro Agolli e njihte librin e shenjtë të besimit të fundmë abrahamik, në të cilin, në mënyrë kanonike, pohohet *vulosja e profecisë:* të gjithë

profetët e mëparshëm duhen besuar, por *Pejgamberi është i fundmi dhe profeci tjetër nuk ka.* A e kishte në mendje Dritëro Agolli qysh në vitin 1958 *frymëzimin parathënës*? A deshi vërtet të na paralajmëronte që në atë kohë *se profecia ime mund të ndryshojë urtësinë e kohërave* dhe *mos prisni të tjerë parathënës pas meje?* Një gjë është e sigurt: në ligjërimin e tij poetik Dritëro Agolli e nisi rrugën e tij poetike si *poet-profet* dhe e mbylli si *profet-poet*.

**Shaban Sinani**

**Korrik 2017**

Shiu i gurtë në atdhe është më i mirë se shiu i artë në mërgim.



Jashtë atdheut të kujtohet edhe mjaullima e maces që ke lënë në shtëpi.



Kur kthehesh në atdhe, edhe era e tymit të oxhakut të bëhet më e këndshme se parfumi në vendin e huaj.



Shteti nuk është gjithmonë atdhe.



Moshën e njeriut e tregojnë vitet, moshën e atdheut shekujt.



Atdheu kurrë nuk është bërë pronë e të pasurve, megjithëse ata në shekuj kanë synuar për ta bërë.



Përveç shqiponjës së flamurit, të gjitha shqiponjat bëjnë glasa.



Njeriu që nuk merret vesh se kush është, nuk kuptohet se ç'Atdhe ka.



Tradhëtia ndaj ideve mund të falet, por ndaj Atdheut kurrë.



Për Atdheun pikëllohesh, por nuk zemërohesh.

Vetëm në adresë të Atdheut, retorika nuk vjetërohet.



Edhe nga një kokërr rëre, unë e ndjej zërin e Atdheut.



Në një vend të huaj dhurata më e madhe është një copë e vogël guri nga Atdheu.



Të të sjellin në një vend të huaj një maçok nga Atdheu, të duket sikur të kanë sjellë kushëririn e parë.



*Një prift, prej kohësh emigrant, u kthye i përmalluar në Dardhën e Korçës, fshatin e tij të lindjes. Duke pirë ujë në çezmën e fshatit, u pengua në një gur dhe vrau gjurin. Me dorën në gju iu kthye gurit:*

*- Ç'të të bëj, o gur, që je nga vendlindja ime, se do të të kisha sharë!*



Në diktaturë grindet një parti me vetveten, në demokraci grinden shumë parti me njëra-tjetrën.



Gomerët në parlamentin e tyre pëllasin.



Televizioni shtetëror është pasqyra ku krihen qeveritarët.



Shtylla që mban keshtjellën e demokracisë është vjedhja e votave.

Diktatura ka një tellall, demokracia ka shumë.



Demokracia të bukur ka emrin.



Tirani flet për lirinë, kur përgatit tiraninë.



Gomari s'ka nevojë për mikrofon.



Në shtëpi fliste, në parlament lihte.



Në luftën politike shpesh qëllohet rabecka me top.



Demokracia fillon me vjedhjen e votave dhe vazhdon me vendosjen e karrigeve në parlament.



Demokracia vjen me liberalizimin e çmimeve dhe me liberalizimin e krimeve.



Sorrë të kuqe ka vetëm midis komunistëve.



Ministrat bëhen prej plasteline politike.

Shqiptari veten e vet nuk e mund. Kjo është lumturia dhe fatkeqësia e tij.



Sikur në arë të mbilleshin veshë në vend të lakrave, kushedi sa njerëz do të shpëtonin nga shurdhimi, veçanërisht pushtetarët.



Regjimi kriminel zgjedh kriminelët për t'ia pikturuar fytyrën e tij.



Më mirë të rrish në shtëpi me një maçok lozonjar, se sa në parlament me një deputet me thonj.



Lirinë e fiton ai që e nderon.



Liria nuk është mall që importohet nga një vend tjetër, sado ambalazh të bukur të ketë.



Po të nisësh komedi me lirinë, përfundon në tragjedi.



Kush pështyn pjatën e lirisë, lëpin sahanin e robërisë.



Liria kërkon shërbim për të dhënë fruta, ashtu si vreshti për të dhënë verë.

Liria e shpërdoruar kthehet në liri kërcënuese.



Sikur Juda të jetonte dhe të vinte kandidaturën për deputet, në çdo zonë zgjedhore të vendosej, do të merrte përqindjen më të madhe të votave.



Vetëm të vdekurit kanë demokraci të plotë.



Vdis, që të jesh i lirë!



Syri i popullit sheh edhe gjilpërën në kashtë.



Populli të sheh lakuriq, sikur edhe me teneqe të vishesh.



Në demokracinë e sotme partitë grasatojnë rrotat e lokomotivës së kapitalizmit.



Në parlament disa i bien gozhdës, disa patkoit, prandaj kali mbetet pa u mbathur.



S'ka zgjedhje, pa vjedhje.



Në demokraci ka një ligj të pashkruar: po vodhe, ia hodhe.

Fqinji im shpesh, duke qeshur, më thotë: shteti ka nevojë për mendje të hapur dhe gojë të mbyllur.



Demokracia triumfon me ndarjen e thelave.



Burokrat: cjap që ha letër, por nuk përjashtohet rasti të hajë edhe veshë.



Sa më i varfër të jetë vendi, aq më e pasur është politika.



Politika në mburrje dhe në gënjeshtër barazohet me reklamën.



Themi se Amerika ka armë atomike, por nuk mund të themi se nuk ka morra.



Në Ballkan shpesh për të vendosur shtetin e të drejtës, vepron shteti i të padrejtës.



Në kohë zgjedhjesh partitë i shpërndajnë premtimet në popull si e zonja e shtëpisë karamelet për fëmijët.



Në Shqipëri të gjithë kryeministrat nuk i kanë patur këshilltarët për t'u këshilluar, por për t'u dhënë këshilltarëve këshilla.

Dhëmbët, proletarët e gojës sime, ranë një nga një në fushën e betejës, duke mbaruar misionin e lavdishëm proletar.



Partitë ua marrin trutë të diturve dhe ua shpërndajnë budallenjve.



Vendi i varfër, shumë parti.



Partitë në kapitalizëm janë pjesë këmbimi të makinës shtetërore.



Vendi me shumë parti mbetet me pak udhëheqës ose pa asnjë.



Shumë ministra i mësojnë fjalimet e kryeministrit si tabelën e shumëzimit.



E ëma e Zeqos majë Thanës mos flet gjë për kryeministrin? Kjo është çështja.



Deputetët janë njerëz të veçantë, që në Kuvend kuvendojnë me stilin e grindavecit, në kafe me stilin e mburracakut dhe në shtëpi me stilin e përtacit.



Kandidati për deputet zgjedhësve u lëshon flutura livadhi, kur bëhet deputet u hedh miza kali.

Unë nuk e dua shtetin me mbret; e dua përrallën me mbret.



Të gjithë mbretërit rrijnë gjatë në WC, pasi janë kaps.



Mbretëreshat janë namuzqare, prandaj pjerdhin fshehurazi.



Ka individë që janë pehlivanë në marrjen e pushtetit dhe karagjozë në shpërdorimin e tij.



Të gjithë njerëzit, shpesh, janë pesimistë, vetëm kandidatët për deputetë në fushatën parazgjedhore janë në kulm optimistë.



Partitë kur janë në pushtet i pudrosin idetë; kur dalin në opozitë ua fshijnë pudrën.



Sikur të bënte glasa shqiponja e flamurit, mazhoranca në parlament do t'ia linte opozitës ta mbante flamurin.



Ministrat venë e vijnë, idiotizmi i tyre mbetet.



Të gjitha partitë në demokraci kanë një armatë rezervë të përbashkët: armatën e të përshtatëshmëve, atomeve të lira që hyjnë në çdo molekulë.

Mashtro dhe bëhesh deputet.



Antikomunisti i sotshëm është më i madh se komunisti i djeshëm.



Në Shqipëri është një monedhë që këmbehet lehtë me monedhën e antikomunizmit. Të parët që vrapojnë për ta këmbyer janë shkrimtarët dhe artistët.



E keqja e të keqes mund të sjellë revolucion.



Demokracia me fjalë është kundër dhunës, me armë pro dhunës.



Demokracia është pavarësi e të pasurve, pavarësi me kushte e të mesmëve dhe vartësi e të varfërve.



Nastradini u ndalua në Bagdad nga një patrullë amerikane, pasi ishte veshur si Bin Ladeni.



Parlamenti është garë e llafazanëve me rrogë.



Deputetët shqiptarë asgjë nuk i bashkon përveç zyrës së rrogave.

Parlamenti shqiptar është ping-pong fjalësh, ku shpërblehen njëlloj edhe ata që fitojnë, edhe ata që humbasin.



Nastradini u takua në Bagdad me një ushtar shqiptar, e zuri për faqe dhe i tha: “Kolopuç”.



Shqiptarët nuk i rrëzojnë udhëheqësit e tyre kur janë të gjallë, por kur janë të vdekur, të kthyer në monumente.



Deputetët e një krahu nuk gëzohen me arritjet e krahut tjetër, por me dështimet.



Korrupsioni e dëshpëron popullin dhe e gëzon njërin krah të parlamentit.



Parlamentin pse nuk e quajmë pallavrament?!



Në çdo shtatë deputetë tre janë gomartetë.



Një i ditur thotë se të shkosh jashtë shtetit gomar, nuk kthehesh kalë. Unë do të shtoja se disa ministra janë kthyer nga Europa siç ka thënë ai i dituri.



Unë tani nuk e pranoj as diktaturën e bukurisë të m’i lidhë duart.

Edhe gomari, edhe deputeti hedhin vickëla: gomari në livadh, deputeti në parlament.



Në Shqipëri ka pesë stinë: Pranvera, Vera, Vjeshta, Dimri dhe Politika. Ndërsa katër të parat qëndrojnë nga tre muaj secila, stina e Politikës nuk lëviz për 12 muaj.



U grindën tre analistë të pavarur, pasi ishin të varur nga tri parti.



*I thanë një gazetari:*

*- Ti flet kundër se je varur nga Partia Socialiste.*
*- Jo! Nuk jam varur, jam gjallë - tha ai.*



*- Kuvendonin në fshat dy burra. Njëri tha:*

*- Kush i ka veshët më të mëdhenj?*
*Tjetri u përgjigj:*
*- Gomari!*
*- Jo, unë flas për njerzit, nuk flas për gomerët.*
*U hodh përsëri i dyti:*
*- Atëherë, kryeplaku.*



*Njëri fliste shumë dhe tjetri, me nder i tha:*
*- Mos ha mut!*
*- Po ç'të ha? Unë i papunë jam.*
*Në një fushatë elektorale për çështjen e ngritjes së një ure mbi një lumë, kryetari i një partie sulmoi kundërshtarët e tij:*
*- Ata të korruptuarit duan ta ngrenë urën për së gjeri lumit, ne do ta ndërtojmë për së gjati.*

Të gjithë harrojnë, vetëm populli nuk harron.



*Kur ishte ndezur fushata zgjedhore, kryetari i liberalëve progresistë sulmoi demokratët përparimtarë për çështjen e rritjes së peshkut:*

*- Ata, për qëllime korrupsioni, duan që trofta të rritet vetëm në liqen. Ne do ta rritim edhe në det.*

*Një këshilltar i tha në vesh:*

*- Zoti Kryetar, po trofta nuk është peshk i ujërave të kripura. Kryetari, duke iu drejtuar zgjedhësve, ngriti dorën lart:*

*- Unë e di që trofta nuk është peshk i ujërave të kripura, po ne do ta çkripëzojmë detin, do të ndërtojmë një impiant dhe do ta mbjellim troftën.*



*Unë i thashë njërit se duhet të ndihmojmë shoku-shokun. Ai u nxeh:*

*- Nuk e dëgjoj fjalën shok, se vjen nga regjimi komunist.*

*- Po si të themi: "Të ndihmojmë zotërin zotërinë?".*



Të gjitha shoqatat të ashtuquajtura joqeveritare, si do që të thuhet, janë vagonë të tërhequr nga lokomotivat e partive.

Të gjitha diktaturat deri më sot i kanë ndryshuar ngjyrat, vetëm njëra nuk ka lëvizur. Kjo është diktatura e parasë.



Dje me fashistët italianë, sot monumenti në Tiranë.

Ligjet bëhen për t'u shkelur.



Ligjet bëhen, prandaj shkelen.



Jetojmë me ligjet dhe vdesim nga ligjet.



Ligjin e merr era, kur i mbyllet dera.



Pa miq, s'ka ligj.



Ligji mbush fletoret, horri oborret.



I lëkunduri bëhet më lehtë ekstremist në të djathtë apo në të majtë.



Ligjvënësit buzëqeshin kur bëjnë ligje dhe duartrokasin kur vetë i shkelin.

Sot i puth të gjithë, nesër i kafshon të gjithë.



Politika nuk ka mëshirë, ka dinakëri.



Në përgjithësi, ata që flasin kundër korrupsionit ose janë të korruptuar, ose përgatiten për veprim.

Nëse nuk e ke dorën e djathtë, mund të përshëndesësh kundërshtarin politik me të majtën, ose fundja, me kokë.



Mazhoranca pa opozitën një dorë e ka të palarë.



Mazhoranca dhe opozita janë dy duar që lajnë njëra-tjetrën.



Ai që në rininë e vet i ka pëlqyer thashethemet, nëse më vonë futet në fushën politike, i mbush fjalimet me thashetheme.



Udhëheqësi nuk duhet ta hapë gojën shumë në vendet ku ka miza.



Kryetari pëllet, këshilltari blegërin.



Në parlament ka tërci-mërci. Kush nuk e di cërcimërcen, le ta mësojë në TV.



Ndahen partitë si tufat e dhenve.

Kur një pushtetari i lëkunden këmbët, fillon të shajë dhe të shpifë ndaj kundërshtarit.



Ai që është në pushtet kur flet për historinë se duhet rishkruar,

mendon për vendin e vet që duhet të zërë në histori.



Demokracia: Votojmë për ata që hanë mish për të na mbetur ndonjë kockë.



Mitingjet e fushatës zgjedhore: Rroftë korruptokracia! Rroftë kurvokracia!



Ai nuk i kuptoi kurrë fjalimet e veta, që mbante në tribunë.



Në parlament vërtet ka dele të zezë, po ka dhe gomar të zi.



Atë që vdes për Atdhenë e ringjallin pasardhësit.



Dje thuhej: pinjollët e ballistëve nuk do të na marrin pushtetin. Sot thuhet: pinjollët e komunistëve nuk e rrëzojnë pushtetin.



Shumë politikanë në fjalime nxjerrin nga goja gjarpërinj.



Nuk ka parlament pa këndeza.

Ministrit të jashtëm i themi “Kryediplomati”. Po Ministrit të Mbrojtjes pse nuk i themi “Kryembrojtës”?



Në politikë gabimet nuk janë si në ortografi, që mund të korrigjohen me laps në letër. Gabimet në politikë korrigjohen duke mos i përsëritur.



Kur udhëheqësi flet çdo ditë për lirinë, liria mungon çdo orë.



Rrufeja s'mbytet në pus.



Nata e kaltër e mbush edhe pusin me yje.



Mbjell qepë, shkul presh.



Deti nuk tundet, deti lëkundet.



Kjo tokë është kaq e varfër, sa e than edhe hëna.



Macja e pamartuar nuk gjuan minj.



Në kokrrën e mollës është hija e kuqe e diellit.



Në dimër nga të ftohtët macja fle me minjtë për t'u ngrohur.



Edhe pëllumbat s'jetojnë gjithmonë në paqe.



Qentë lehin për të mbrojtur njëri-tjetrin.



Macja edhe në mal për peshqit ëndërron.



Po të ishin macet shtazë ujore, do të mbeteshim pa peshq.



Përroi i ha gurët ngadalë.

Një ditë shiu ha një vit thatësirë.



Nata është libri i yjeve.



Edhe dhëmbi i vogël është, por ha fushat dhe malet.



Ka kripë të ëmbël, aq sa ka sheqer të kripur.



Nuk vjen pranvera me një dallëndyshe. Po me një manushaqe?



Pika me pikën ndryshojnë vetëm nga ngjyra.



Fleta është e lehtë, por mban lisin.



Pema i hedh fletët që të rritet.



Në gjirin e natës zgjohet dita.



Lumin nuk e nxë pusi.



Bari e ndryshon ngjyrën e tij në mish.



Mishi flet gjuhën e barit.



Fleta është gjuha e pyllit.

Rrufeja s'mbytet në pus.

* * *

Nata e kaltër e mbush edhe pusin me yje.

* * *

Mbjell qepë, shkul presh.

* * *

Deti nuk tundet, deti lëkundet

* * *

Kjo tokë është kaq e varfër, sa e than edhe hëna

* * *

Macja e pamartuar nuk gjuan minj.

* * *

Në kokrrën e mollës është hija e kuqe e diellit.

* * *

Në dimër nga të ftohtit macja fle me minjtë për t'u ngrohur.

* * *

Edhe pëllumbat s'jetojnë gjithmonë në paqe.

* * *

Qentë lehin për të mbrojtur njëri-tjetrin.

Kripa nga uji del dhe ujit i trembet.



Aq u vonua pranvera, sa zuri dëbora krimba.



Bën aq shumë ftohtë, sa ta kafshon ylli syrin.



Lumi që fle, të mbyt.



Në livadhin e shkretë kullosin pela të çala.



Hidhe farën e mirë në det - ishull bëhet.



Hardhuca nuk rri në bisht.



Kripa në tokë dhe peshku në det në tigan bashkohen.



Muri që rrëzohet, nuk mbahet me duar.



Bari nuk e ndalon plumbin.



Era nuk zihet në rrjetë.



Ndotja e natyrës shkon krah ndotjes së shpirtit.



Natyra nuk mban hatër.

Brenda një veze fshihet i tërë njerëzimi.



Natyra atë që zhduk, e zhduk pa gjygj.



Natyra nuk gjykon, ajo krijon dhe zhduk.



Mbi tokë pikojnë lotët e qerpikëve të pishave.



Natyra nuk e njeh mëshirën ndaj të dobëtit.



Për natyrën edhe një fije bari ka forcën e një lisi.



Gjykata e natyrës nuk ngutet të marrë vendim. Gjygjin për dënimin e një qënieje mund ta vazhdojë me miliona vjet.



Ta dinte natyra se truri i njeriut do të dilte kundër saj, njeriun do ta bënte pa tru.



Për natyrën është i njëllojtë si qumështi i miut, ashtu dhe qumështi i njeriut; mjafton që ky qumësht të shtojë gjeneratat.



Vullkanet janë teshtimat e Tokës nënë.



Brenda një veze hesht një botë.

Vetëm natyra nuk bën gabime në librin e saj. Gabime bëjmë ne duke e kopjuar këtë libër.



Ky lis i madh nuk gënjen, gënjejmë ne duke e parë.



Natyra dashurinë e saj e ndan njëlloj si me elefantin, ashtu edhe me miun.



Me zjarrin mos luaj, me zjarrin ngrohu.



Zjarri i madh të djeg, zjarri i vogël të ngroh.



Bleta nuk bashkëpunon me mizën e kalit, pasi nuk e lidh as vendi i punës, as prodhimi.



Natën edhe dëbora duket e zezë.



Lumi hesht para se të hyjë në det.



Lumi më shumë pasuron, se varfëron.



Zemra e shalqinit nuk njihet nga kurrizi i tij.



Në një vend pa male, edhe kodrës i thonë mal.

Përroi të mbyt me ujë dhe me gurë, ndërsa lumi vetëm me ujë, pasi gurët i ka të paktë dhe i kursen.



Rrënjë: biografi e pemës; Rrënjë e prishur, biografi e prishur.



Unë çmoj më shumë një fije bari të njomë, sesa një tra të thatë.



Një tokë pa krimba nuk jep bukë.



Plepi rritet shpejt nga lagështia dhe thyhet shpejt nga stuhia.



Sa më shumë peshq në det, aq më pak peshkatarë.



Bari është fustani i gjelbër i tokës dhe lulet janë kurora e nusërisë së saj.



Vetëm natyra nuk njeh opozitë.



Bleta nuk qëndron mbi lulen për t'i marrë erë, po për të mbledhur nektar.



Vetëm toka ka pronar privat. Deti dhe qielli kanë shpëtuar nga këta përbindësha.

Ujët e dy burimeve, njëri i pijshëm dhe tjetri i papijshëm, njëlloj e kanë ngjyrën, prandaj na zë barku, kur i pijmë pa i njohur.



Në këtë shekull edhe dëbora e maleve ndotet.



Mali që ka dëborë, ka lule.



Dëbora nuk i prish të gjitha lulet.



Sa më shumë të fryhen lumenjtë, aq më shpejt dalin përsipër kërcunjtë.



Zogjtë nuk shtegtojnë të vetmuar.



Epokat e vogla rritin burra të vegjël.



U mësuam të lexojmë edhe lajme të tilla në gazeta: "U mblodh shoqata e xherahëve antikomunistë".



Sa më shumë qen të braktisur të ketë në rrugët e qytetit, aq më tepër lypës ka në shoqëri.



Njeriu ha bukë, po shpesh ha edhe dru.



Më thuaj me cilin pi, të të them ç'mehze ha.



Kusari nuk lind nga nëna, kusari gatuhet nga shoku.58

Njerëzit e uritur hanë edhe minjtë, edhe miqtë.



Shoqëria e mirë: dy hoxhë me priftin në mes.



Një lugë nuk merret hua në lagje.



Qentë të mos na e presin rrugën që karvani të shkojë drejt.



Shoqëri e mirë nuk është ajo që ka mëshirë për të varfërit, por ajo që nuk ka të varfër.



Peshkatari dhe krimbi shkojnë bashkë për peshkim.



Pemët, si njerëzit, jetojnë bashkë. Në faqen e një mali të thatë nuk mund të jetojë një pemë e vetmuar; të paktën janë tri-katër bashkë, qofshin këto edhe gorrica.



Shumë ujqër bëjnë një lukuni; shumë njerëz një turmë. Po shumë dhelpra? Nuk bëjnë as lukuni, as turmë, pasi nuk gjuajnë bashkërisht si ujqërit dhe njerëzit.



Njeriu qesh kur është me të tjerët dhe qan kur është vetëm.



Shoqëria është një tren që lëviz në dy shina, njëra në të majtë, tjetra në të djathtë. Kur njëra nga shinat prishet ka viktima

Të gjitha nënat ëndërrojnë që fëmijët e tyre të bëhen shqiponja, pastaj kënaqen edhe me rabecka.



*I tha rrushi rrushit:*

*- Shikomë mua dhe piqu.*

*- Jo, se dal verë e keqe! – tha rrushi i këshilluar.*



Më mirë të sjellin lule në varr, se sa lule në tribunë.



Progresi para se të hyjë në shoqëri shkul hunjtë e kalbur të gardhit të moralit.



I mban mustaqet dhe s'mban fjalën.



Në pjatën me supë më mirë të gjesh një palë mustaqe se një qime.



Në shtëpinë e mikut nuk shkohet me gurë në trastë.



Në lëmë ndahet gruri nga byku.



U bë deti kos që të hanin marinarët.



Ditën leh si qen, natën mjaullin si maçok.

Mban mëri ai që ka frikë nga dialogu.



Për besën i pabesi flet.



Nëse mburraveci do të mburrte të tjerët, nuk do të quhej mburravec.



I pabinduri ka bërë shkollën e bindjes.



Ai është bir bushtre dhe kushëri ujku.



Shoqata e Pederastëve Anti-komunistë bën aleancë me partitë e qendrës një pëllëmbë poshtë kërthizës.



Ç't"i bësh kur ka më shumë daullexhinj se sa daulle?



Ku shkon gjilpëra, shkon edhe peri.



O djali im, kur ishe i vogël të mbaja në qafë, tani që u rrite po më merr më qafë.



Ai kthehet nga fryn era, pasi kokën e ka helikë.

Dëbora nuk i prish të gjitha lulet.

* * *

Sa më shumë të fryhen lumenjtë, aq më shpejt dalin përsipër kërcunjtë.

* * *

Zogjtë nuk shtegtojnë të vetmuar

* * *

Epokat e vogla rritin burra të vegjël.

* * *

U mësuam të lexojmë edhe lajme të tilla në gazeta: «U mblodh shoqata e xhelatëve antikomuniste».

* * *

Sa më shumë qen të braktisur të ketë në rrugët e qytetit, aq më tepër lypës ka në shoqëri.

* * *

Njeriu ha bukë, po shpesh ha edhe dru.

* * *

Më thuaj me cilin pi, të të them ç'mezhe ha.

* * *

Qeni që leh, nuk ha, por nxit shokët e vet që të hanë.



Preshi i gjatë shkurtohet në pjatë.



Ai që i bie fyellit në një vrimë, nuk e njeh instrumentin.



Dardha bie nën dardhë, kur nuk e hanë që në degë.



Qymyri në qoftë se nuk të djeg, të nxin.



Peshku i madh ha peshkun e vogël, që shkel rregullat e qarkullimit ujor.



Të jep një thelë, të kërkon një pelë.



Nishanin në trup nuk e lan banja.



Më mirë plak e në fshat, se në qytet e sakat.



Uji me ujin kripen, plehërat me plehërat dalin në breg.



Të këqinjtë rrihen si merimangat në një kuti të ndryshkur konservash.



Dega të rreh, gjëmbi të shpon.

Njëri rrihet, të tjerëve u dhëmb.



Duart lidhen, zemrat s'lidhen.



Nga lehja e qenit nuk rrëzohet çatia.



Qeni i keq nuk bëhet maçok i mirë.



Kush luan me thikën, pritet.



Nëse nuk e ndreq, thyeje.



Më mirë i vdekur në lule, se sa i gjallë në pleh.



Hyr - trego fytyrën, dil-trego shpinën.



Me metrin tënd matu në derën e shtëpisë.



Këndezi mburravec bishtin e ka me glasa.



Të stoliset nuk di, pasqyrën e shan.



Stolise kërcurin – i bukur duket.



Edhe i madhi elefant bie në gjunjë.



Goditi shtrembër dhe preu drejt, por u kritikua pse goditi shtrembër.

Ai shtrembërohet si krimbi i plehut në diell.



Qeni i rrahur nuk e shikon të zotin në sy.



Bleta nuk shkon në çdo lule.



Dashuria për nënën nuk varet nga veshja e saj. Fustani i nënës mund të jetë i grisur, por dashuria gjithmonë shfaqet me fustanin më të ri dhe më të bukur se të një mbretëreshe.



Një krimb në tra rrëzon shtëpinë.



Nusja e urtë-plasja e vjehrrës.



Nderi na zbardh faqen, buka na sjell paqen.



Makinën e prostitucionit e ndërtojnë meshkujt dhe e mbushin femrat.



Ai kur dehej i ngatërronte zanoret dhe bashkëtingëlloret. Kështu, nuk thoshte "prozator", por "pordhator".



Mallkim: T'u bëftë marrëzia mullar!



Sa më shpesh të lavdërosh veten, aq më lehtë e ke të shash tjetrin.

Ai që shet mend, i ngjan tregtarit me mall të fallsifikuar.



Kush i bën përditë reklamë mendjes së vet, ka mungesë blerjeje të saj.



Fatkeqësisht, ka shoqëri ku hipokrizia është më e përhapur se çiltërsia.



Njerëzit fitojnë më shumë me hipokrizinë, se sa me sinqeritetin.



Fjalimet e një pijaneci kundër pijes janë të pabesueshme.



Ata që qeshin, kur të tjerët qajnë, afrojnë ditën e lebetitjes së tyre.



Kush qesh me sakatët, është sakat në moral.



Mos kërko qime në vezë, megjithatë, mos e fli mendjen se nuk ka.



Ne dyshojmë në mbylljen e çdo plage të vogël apo të madhe.



Është më i keq ai që kruhet kur s'i ha, sesa ai që i ha.



Kush shan mëshirën, lavdëron urrejtjen.



Qen dhe njerëz ka shumë, por pak ka besnikë.

Çdo njeriu të shquar i pëlqen të ketë të paktën një servil.



Mizat rrinë në pleh, bletët në lule.



Para nënës së vdekur të shefit vetëm servili qan, kur s'i qahet.



Pëllumbat janë të bukur, por bëjnë glasa shumë.



Bardhësia nuk është gjithmonë e bukur. Populli thotë: Edhe dëbora është e bardhë, por e dhjesin qentë.



Intriganti, duke i thurrur intriga të tjerëve, i thur edhe vetes.



Gjënë e gjetur rastësisht, është vështirë ta mbash.



Shumë veshë specializohen për të dëgjuar, në radhë të parë, pronarin ose shefin.



Hamësi i madh para dashit të pjekur në hell mallkon ujkun, që para një viti të shkuar i hëngri një qëngj nga kopeja.



Ka çaste në jetë, kur dëshërojmë të jemi shurdho-memecë.



Kush nuk ka mundësi të të mbytë me duar, të shtyp me këmbë.

Ujku qimen e ndërron, por jo fytyrën.



Qeni dikur ka qenë ujk, ndërsa ujku nga turpi nuk u kthye qen.



Jeta e fisnikëve bëhet e mërzitëshme, po të mos ketë zuzarë.



Njeriu ka më shumë helm, se gjak.



I poshtri jeton më shumë se i ndershmi, sepse ka bërë vaksinën e poshtërsisë.



Kush shthuret në mbrëmje, tkurret në mëngjez.



I çmenduri i qytetit ia kalon të çmendurit të fshatit.



Edhe shenjtorët janë zemëruar dhe kanë mbajtur mëri në mes tyre.



Natën falet, ditën mallkon.



Pjepri i mirë njihet nga era.



Kur mban një fjalim më mirë të përcillesh me të shara, sesa me të tallura.



Ka njerëz që i ngjajnë modës; në fillim bëjnë përshtypje, pastaj largohen nga vëmendja.



Kush dëshëron medoemos të dallohet nga të tjerët, le të bëjë një fëndë.

Tek doktori që bërtet, nuk ke dëshirë të vizitohesh.



Bufi që vjen nga Europa në Shqipëri, shpesh, na duket skifter.



Mushka ka lindur e jashtëligjëshme gjatë një bashkëjetese të gomarit me pelën.



Prapanicë e mizës prehet majë drizës.



Shumë njerëz që më pëshpërisin ndonjë thashethem në vesh, kanë për qëllim të më kafshojnë veshin.



Kur të ha, mos e kruaj, se të ha më shumë.



Ai ha me gojë dhe shkel me këmbë.



Shpesh ia numërojmë veset të tjerëve për të ngritur lart veten tonë.



Sipas qyrkut të presin, sipas mendjes të përcjellin.



Derrit po i fërkove veshët, të çan barkun.



Preja derrit hundën, prapë do të gërmojë.



I pakënaqurі e zë edhe diellin me gurë.

Jo çdo zbardhje dhëmbësh, është e qeshur.



Shpifje do të thotë: peshku i vogël e ha të madhin.



Ka njerëz që janë të mirët e botës dhe të ligjtë e shtëpisë.



Vetëm për Adamin dhe Evën nuk ka pasur thashetheme, pasi nuk kanë pasur kushërinj.



Vetëm maskarai nuk laget kurrë as nga shiu, as nga shoqëria. Në të dy rastet ai lag të tjerët.



Ti thua se ai e ha turpin me bukë. Po me sallam e ha?



Njeriu indiferent brenda vetes fsheh mendjemadhësinë, hipokrizinë dhe frikën. Këto tri gjëra nuk e lejojnë të heqë çadrën dhe të zbulohet.



Në lagjen tënde vërtet nuk bëhesh profet, por pusht mund të bëhesh.



Tullacët i quajnë qesharakë flokëgjatët.



*Në zyrën e gjendjes civile nëpunësja pyeti një qytetare:*

*- Si t'ju quaj: zonjë, apo zonjushe?*

*- Kurvë! – tha qytetarja.*

Asnjë kafshë nuk leh si qen, përveç njeriut.



Qeni e hëngri të zotin në oborr se lihte më shumë se qeni.



Vjehrra me tigan, nusja me kopan.



Ai kur ishte i gjallë, kishte mbledhur aq helm, sa kur vdiq i helmoi në varr gjithë krimbat.



Lajkatari të lan e të lyen, pastaj të hedh baltë.



Gjëja më e vështirë në jetë është t'i gjesh zbavitjes masë.



Në jetë nuk ka hamëse më të madhe se zbavitja. Ajo t'i ha paratë, idetë, nderin, gruan dhe gjithçka.



Po s'ke vesh, mos përqesh.



Një malësor i mënçëm ka thënë:

"Mos me mbetë në pleqni pa nder dhe pa grue."



Njeriu i pacipë e nxjerr fjalën nga goja tërë helm, sikur të ketë pirë lëng gjarpëri.



Njerëzit dyshojnë tek e mira, pasi ajo shpesh është përdorur si armë mashtrimi.

Tri janë zbavitjet që ndryshojnë sjelljen e njeriut: seksi, pija dhe bixhozi.



Ura që lidh dy zemra thyhet më shpejt, se ura që lidh brigjet e një lumi.



Më mirë të të hyjë maçoku në bark, se lepuri.



Rruga më e mirë për të shpëtuar nga thashethemet: heshtja.



Që të mos mbetesh peng i thashethemeve, bëj vetë thashetheme.



Vezën e pazjerë s'e mban dot nën sqetull.



Buka tek miku hahet, nuk shahet.



Kush shan bukën tek miku, zbardh dhëmbët qelbaniku.



Nuk bëjnë kokrra gruri të gjithë kallinjtë.



Në një punë ka njerëz që dalin faqebardhë, po ka edhe nga ata që dalin faqezinj.



Qetësia ka vesh.

Kur grinden zagarët, shpëton lepuri.



Nga lulja e vogël del kungulli i madh.



Fleta e hollë është, po mban trungun e trashë.



Kush nuk beson veten, beson të tjerët.



Dy vezë nuk qëndrojnë njëra mbi tjetrën.



Pemët e vogla bëjnë të mëdhatë.



Pa lule s'ka fasule.



Deti thinjet se përpiqet të pastrojë veten nga mbeturinat që hedh njeriu.



Që t'i shtrish këmbët sa ke jorganin, mos fli tërë natën.



Ç'e do një vesh të bukur, që nuk dëgjon.



Nuk noton dot kundër rrjedhës së lumit.



Duhet të jesh kinez që të hash peshk me sheqer.

*Dialog:*
*- More vesh?*
*- Unë nuk vjedh veshë.*



*Dialog:*
*- E ha peshkun?*
*- Peshkun e ha jot shoqe.*



Monotonia është myku i zemrës.



Nuk duken lotët në shi.



Rrufeja dhe urdhëri vijnë nga lart.



Shoqëria është si një bombol gazi që shpërthen ku ka difekte.



Shqiptarin mëria e ndjek pas si hija.



Një njeri vulgar i tha shokut të tij:

*- A më ha munë!*

*- Faleminderit që më paralajmërove për të mos e ngrënë - iu përgjigj shoku.*

Nipi i vogël i kërkonte gjyshes një mollë, por ajo atë ditë nuk kishte.

*Pse ma bojkotove mollën!* - thirri i vogli.



Kërkoj në Tiranë një shesh, të bëj përshesh.



Tek një bredh ai po bredh…



Veza vërtet nuk ka qime, po qimet mund t'i ngjiten. Mirë është të jemi vigjilentë.



Kinezi mund të bëjë pilaf edhe me milingona.



Nuk numërohen kokrrat e grurit në hambar.



Ia lojti synë, po s'ia lojti derën.



Plumbi rrallë i kap të liqtë.



Vjedhësi nuk vetëvritet, se pret ta vrasin të tjerët.



Ai ka diarre nga goja.



Vetëm vetmia nuk më tradhëton.

Kur je i papunë, të vë poshtë puna.



I zemëruar shoku i tij bërtiti:
- *T'i fut dy këpucët në një këmbë!*



Njeriu e ka të domosdoshme çdo ditë të bëjë diçka, qoftë edhe një pordhë.



Pordha e gjeniut, kritikëve u vjen erë manushaqe.



Të kemi pak durim t'ia japim dorën njëri-tjetrit qofshim edhe kundërshtarë në ide.



Të kesh veshë nuk do të thotë se i dëgjon të gjithë.



Ai që qesh shpejt, qan shpejt.



I pavdekshëm si bari.



Ai që shan çdo ditë vjen një çast që lavdëron çdo orë.



*Një djalë i ri shau rëndë një plak.*
*Plaku i tha:*
*- Më vjen keq që po shan të ardhmen tënde, more djalë!*

Në arën me diell pëlcet kungulli nga vetëkënaqësia.



Kur hyn një zë sekret, ka frikë veshi nga goja.



*Dialog me budallanë.*

*Vraponte një i mangët nga mendtë dhe tundte një fletore, duke bërtitur:*
*- Jam poet!*
*Unë dhe një shoku im i thamë Lasgush Poradecit ta shikonte.*
*- Lëreni të vrapojë se ai është profet! - tha Lasgushi.*



Gishti i vogël është, por nëse sëmuret të dhemb gjithë krahu bashkë më kokën, edhe sikur të kesh mungesë të pakët trush.



Kur nuk ia di qëllimin një veprimtarie është e vështirë të bëhesh pjesë e saj.



- *Ai ra nga fiku!*
- *Po ti pse nuk e mbajte?*
- *Kisha frikë nga korrupsioni.*



Çfarë tha e ëma e Zeqos majë thanës? Kjo është çështja!



Nuk mund t'u kërkosh të tjerëve të pëlqejnë më shumë trëndafilin e bardhë sesa të kuqin, apo anasjelltas.



Në kokën e lehtë s'ka mendje të mprehtë.

Unë vetëm malin dhe detin i vështroj pa syze.



Qentë le të lehin, karvani të shkojë drejt i lidhur me zinxhirë.



Ai flet kodra pas bregut, ti flet male pas kodrave.



I sëmuri nga skleroza nuk e merr vesh as harresën, as kujtesën; por dhimbjen fizike e kupton.



*Dialog:*

*- Ti merresh më gjëra të vogla!*
*- Po unë i mbledh dhe bëhet një gjë e madhe. Aritmetika ç'na mëson?*



Kush argëton çdo ditë, vjen një orë që qan.



Ai edhe pleshtit i vinte fre. Po unë i vë samar tartabikut.



Prish e ndreq sa s'jemi pleq.



Shqipëria sot është vendi i parë në botë ku bëhet trafik deputetësh, trafik partish dhe trafik prostitutash. Komanda që lëviz këtë trafik është paraja.



Pylli rrezikoi veten, kur i dha bisht sëpatës.

Po të kërkohet një njeri që nuk e njeh urrejtjen, ky zbulim do të jetë një thesar i madh.



Kurva digjet, fshati krihet.



Ka edhe male që u ngjajnë kuajve, por nuk shalohen.



Fshati është i ati dhe e ëma e qytetit. E rriten me bukë, me qumësht, me mish, me pemë e zarzavate e me këngë.



Kur ngjitesh në mal, mos vështro vetëm përpjetë, hidhi sytë dhe tatëpjetë nga fusha.



Në Shqipëri çdo gjë shitet dhe blihet; edhe në pazarin e idealeve shiten deputetët si kungujt.



Kur i ati vret të birin, kujtesa për shtëpinë e krimit përcillet brez pas brezi përmes një rrëfimi tërë ngjyra dramatike.



Shumësi i fjalës dekan është deqenër. E dini gramatikën? Deqenër nuk është fjalë fyese, ashtu si fjala ujk bëhet në shumës ujqër.



Po të ecësh mbi thëngjij të digjen këmbët.

Gëzimi harrohet, dhimbja jeton me shpresën.



Trutë i ke të mbushura me ferra, dhe përhap ferra.



Nuk ka gjë më të neveritshme, kur ti qesh përpara një trupi të një vajze të përdhunuar.



Shoqëria me politikë pluraliste ndiqet nga krimet pluraliste.



Njeriu i fistë, s'bëhet i pistë.



Gjeti shesh të mbjellë presh.



Në Shqipëri nuk ka asnjë bashkëpunëtor të pushtuesve fashistë dhe nazistë, ka vetëm monumente për lavdinë e tyre.



Njeriu i lig i do të liqtë, por ka dëshirë të punojë me të mirët në përfitimin e të liqve.



Shqipëria e djeshme në Rilindjen e saj.
Lum kush të rronjë
Ta shohë zonjë.

Shqipëria e sotshme në Rilindjen e saj.
Lum kush të rronjë.
Ta shohë seksonjë.

Ka shumë njerëz, që e pëlqejnë më shumë manushaqen sesa trëndafilin.



Mua më pëlqen më shumë një flutur krahëshkruar, sesa një shqiponjë në kuptimin jashtë patriotizmit.



Në këtë çështje mos fut hundët, po kokën.



Nuk ka njerëz të këqinj, po ka majmunë të gabuar, që janë kthyer në njerëz.



Një gisht nuk bëhet grusht.



Koka më tri qime s'ka nevojë për krehër.



Me një lis nuk bëhet zabeli.



Plehërave në mëngjes iu vjen erë.

Hëna është e bukur kur dalëngadalë zbulohet nga retë. Edhe vajza e rrit bukurinë kur zhvishet çast pas çasti para të dashurit.



Po të ketë shporta dardha

Mblidhen çupat fustanbardha.



Njollat e nderit nuk pastrohen si njollat e kostumit.



Ai që ha përherë fara kungulli është përtac si i ati farave.



S'e dua për nuse se ka plot minuse. Ç'të bësh? Dhe fësht…



Kokës pa tru i thonë edhe kungull pa fara.



E mira s'ka kufi: të vjen mirë, kur je në një livadh me luleshqerra, por të vjen mirë edhe të kruhesh pas thumbimit të një mushkonje.



Ka njerëz që durojnë qimen në supin e xhaketës së të tjerëve dhe nuk vënë re jargët nën buzët e veta.



Nuk mbahen dy vezë pate nën sqetull.

Më mirë të jesh i verbër, sesa i çmendur.



Mos hesht, kur s'të heshtet!

*Ajo s'ka gjuhë e s'ka gojë*
*Po di të flasë e di të këndojë*
*(Radioja)*



Kur s'ka këngëtarë që këndojnë për njerëzit, ka barinj që i bien fyellit për dhentë.



Kush shkel të mbjellat, shkel të ardhmen.



Zemra e lënduar e nënës, lëndon gjithë shtëpinë.



Kush djeg shtëpinë e fqinjit, djeg shtëpinë e vet.



Nuk notohet kundër rrjedhës së lumit.



Mua më vjen keq për një kërcell, që e mbulon plisi dhe nuk e le të rritet.



Në Tokën e rrumbullaktë, Shqipëria jonë del me kurriz të përkulur.

*Dy shokë kuvendonin:*
*- More vesh? – pyeti njëri.*
*- Mora lesh! – u përgjigj tjetri.*



Muzika lopës ia shton qumështin, gruas ndjenjën dhe

fantanzinë, ndofta dhe inatin për burrin.



Shumë shqiptarë kane qejf të marrin flakë pyjet, që të duket më mirë shqiponja majë shkëmbenjve.



Fjalën e keqe e dëgjon edhe i shurdhi.



Unë jam një orë e prishur, akrepat e të cilës nuk levizin; megjithatë brenda saj vërtiten akrepat e padukshëm të kujtesës.



Po nuk dhe, nuk merr qoftë edhe një lule.



Edhe deti ka hapësira të cekëta, jo pastaj të mos ketë mendja ime.



Nga lulja e vogël del kungulli i madh.



Sado i zoti të jetë një njeri, nuk i shkel dot të gjitha majat e maleve.



Të zuri për flokësh, çirrja faqet.

Ëndrrat kanë ngjyra të çuditshme, herë të trëndafilta, dhe herë të shkurreve helmuese.



Ai, që ngaherë përqesh, asnjëherë nuk qesh.

Duke përtypur qepë, ajo s'mund të qepë.



Njeriu qesh haptazi dhe qan fshehurazi.



Nëse origjina e njeriut do të ishte nga qeni, të gjithë njerëzit do të ishin besnikë të njëri-tjetrit.



Pa kodra s'ka male.



*Një fjalëkëmbim*
*Mua dikush më tha:*
*- Ti je një kalli gruri, që të kanë rënë kokrrat.*
*Ishte e vështirë t'i përgjigjesha. I thashë:*
*-Ti je një presh i zjerë.*



*Marketi:*

*Një drejtor i një supermarketi në Tiranë më tha:*

*- Pordhi kali në derë të hanit.*

*Unë i thashë:*

*- Mund të pjerdhë edhe në derën e marketit.*

*Një dhe Dy*

*Shifra Një është teke (e vetmuar). Dy-ja pjell. Njëshi është shterpë. Populli thotë:*

*Ç'është Një,*
*Ç'janë Dy,*
*Karkaleci*
*Me dy sy....*

*Dialog banal:*
*- Ik pirdhu!*
*- Rri i fendur!*



Shpesh heshtja është flori, por bëhet edhe bakër.



Fatin e kërkoj, fati më fshihet.



Toka, nëna e njeriut, - njeriu po vret nënën.



Ti më thua të jem i fortë si lis. Unë nuk dua të jem as lis, as rrap. Kënaqem të jem një fije bari.



Unë jam një gozhdë që nuk shkulet, unë gjej një tjetër që shkul.



Mos u bëj qofte që të të hanë të gjithë!



Truri është mësuesi më i mirë dhe cenzuruesi më i keq.

I fjeturi nuk të thotë: zgjohu!



Tërmetin nuk e parandjen shkencëtari, po miu.



Më parë se të njohësh gomerët e lagjes, njih gomarin që e ke në shtëpi.

Ai që i vë fre gomarit, nuk e dallon veshgjatin nga veshshkurtin.



Nuk i mpihen dhëmbët nga kumbullat atij që i ka të vënë.



Preshi kokën e ka brenda dhe e nxjerrin me zor për ta shijuar.



Një livadh me bar e me lule është muzikë pamore.



Ha me gojë e shkel me këmbë.



Pylli është i vetmi libër që lexoj pa syze.



Sa më shumë vese të këqija t'i veshësh një tjetri, aq më lart kujton se ngre veten.

Zakoni shekullor nuk hidhet aq lehtë si një kuti e zbrazur sardelesh.



Lumi rrjedh nga mali dhe mbaron në det.



Lumi nuk kthehet nga ka ardhur.

*Mësuesi e pyeti nxënësin:*

*- Si është shumësi i lules borzilok?*

*Nxënësi u përgjegj:*

*- Borziloqe!*



*Mësuesi nxënësit:*

*- Më thuaj gjininë mashkullore të emrit luleshqerrë.*

*Nxënësi:*

*- Luledashi!*



*Mësuesi nxënësit:*

*- E dimë që qeni leh, po kali çfarë bën?*

*Nxënësi:*

*- Kali pëllet.*

*Mësuesi:*

*Gomar! Kali hingëllin. Gomari pëllet. Gomar!*



*Kur i biri bërtiste duke ngrënë fasule, i ati i thoshte:*

*- Ha, ha se diçka do të mbetet!*

Edhe Krishti mërzitet po e përmende çdo ditë.



Të jetosh, do të thotë të arrish pleqërinë në këmbë.



Jeta që të bën ngaherë për të qeshur, është e mërzitshme.



Ai fitoi në Tele-bingo, kur kishte vdekur.



Humbe në mes të udhëtimit, nise nga fillimi.



Vdekjen nuk e ftojnë, ajo vjen vetë.



Thonë se trupi është fatkeqësia e shpirtit. Mbase për këtë arsye vdekja i ndan; njërin e lë në tokë, tjetrin e fluturon në qiell.



Jetës i thua: Plaç! Plaç të përgjigjet.



I gjalli vritet me të gjallin, i vdekuri kalbet me të vdekurin.



Të gjallët në botë janë të numëruar, të vdekurit janë të panumëruar.



Po të mos vdisnin të tjerët, askush nuk do të jetonte.



Ata të njohur apo miq, që nuk i kemi takuar për një kohë të gjatë, i gjejmë me emrat e tyre në gurët e varrezave dhe themi: Ah, ku qënkan!



Paqja e të gjallëve është e përkohshme, e të vdekurve e përjetshme.

Asnjeri nuk beson se sot vjen një çast që mund të vdesë, megjithatë dyshon.



Nga gjithë ai gjak që derdhën të vrarët në luftëra, sikur një përqindje sado e vogël t'u dhurohej spitaleve, kush e di se sa qindra-mijëra e ndofta miliona njerëz do të shpëtonin nga vdekja.



Të vdekurit janë profesorë të heshtur të të gjallëve.



Më shumë mënçuri gjejmë në të vdekurit, se sa në të gjallët.



Jeta të vret, vdekja të merr.



Për shumë njerëz jeta është një karamele me helm.



Vetëm vdekja nuk bën korrupsion.



Jeta dhe vdekja hanë në një sofër. Puna është se cila mbaron pjatat e para.



Ka ndodhur që vdekja ka qenë pranë meje dhe është larguar, por kjo nuk do të thotë se mes asaj dhe meje është firmosur ndonjë traktat paqeje.



Jeta të hidhëron, vdekja të helmon.



Njeriu që nuk mendon për vdekjen, është ende në stadin e majmunit.

Guacka e midhjes është arkivoli i katragjyshërve tanë.



Njeriu që nuk ka ngjarje në jetë, është anonim.



Jeta është një libër që nuk mësohet përmendësh.



*Para varrit të një mikut të tyre flisnin dy veta për bëmat e tij:*
*- Ai i vinte edhe pleshtit fre – tha njeri.*
*- Vetëm asaj që e solli këtu, nuk kishte ç't'i bënte – u hodh tjetri – pasi filozofoi për jetën dhe vdekjen.*



Njeriu tërë jetën krijon për veten lloj-lloj ushqimesh për t'i shijuar në kuzhinën e tij dhe pastaj bëhet vetë ushqim në kuzhinën e varrit.



Kam dy shokë. Njëri thotë se në jetën e tij asgjë nuk ka pasur vlerë; tjetri mendon se çdo gjë në jetën e vet ka qenë me vlerë. Të dy janë të njëllojtë në gënjeshtër.



Njëri vdiq se kishte bark,
Tjetri vdiq se ishte kaps.



Jeta ecën me dy duar plot: njërën me mjaltë, tjetrën me katran.



Me kokrrat e tespiheve plaku numëron moshatarët e tij të vdekur.



Kush vdes në gjoksin e dashurisë, jeton.

Vetëm vdekja e realizon planin qind për qind.



Pleqëria e përshëndet vdekjen pa dëshirë.



Njeriu mendon: "Vdekja kap dikë, por jo mua."



Kafshët janë të lumtura, që nuk mendojnë për vdekjen.



Nipit tim të vogël i thashë pa menduar, se jeta është e hidhur dhe ai m'u përgjigj: "Pse nuk i hedh pak sheqer, o gjysh?"



Jeta është e vështirë. Po vdekja? Kur të kthehet ndonjëri të na tregojë.



Jeta rrugën e ka me shumë gropa, vdekja e ka me një.



Lulet t'i japin edhe në ditëlindje, edhe në ditëvdekje.



Rruga e njeriut është e gjatë, po vdekja ia shkurton.



Mitra është jeta dhe vdekja e gjenive.



Zoti fle me mjekrën në qiell dhe kurrizin në tokë.



Edhe perënditë plaken.



Prifti nuk njihet nga mjekra.

Prifti i mirë qan për hoxhën e vdekur.



S'prishet fshati për një prift.



Në botë fe të reja nuk mund të lindin, ashtu siç nuk mund të lindin përralla si ato të "Një mijë e një netëve". Edhe këto fe që janë, do të transformohen. Nëse nuk do të transformohen, do të zhduken.



Zoti dikur ka qenë i madh. Tani u zvogëlua.



Zoti të gjitha kafshëve ua la bishtin, disa më të ngritur lart, disave të ulur poshtë. Vetëm njerëzve ua preu për të mos u bërë bishtpërdredhur, por gaboi.



Asnjë klerik nuk beson se pas largimit nga kjo botë do të shkojë të jetojë në botën tjetër. Të gjithë klerikët që predikojnë botën tjetër, janë aktorë të një komedie të lashtë dhe interpretimi i tyre në këtë komedi meriton lavdërime.



Hoxhë modern është ai që fle me gruan e priftit.



Kush shan Muhametin dhe lavdëron Krishtin nuk ka të bëjë me përparimin, por me prapambetjen.



Krishti dhe Muhameti e kanë ndihmuar njerëzimin për të kërkuar atë të vërtetë që hedh poshtë gënjeshtrën e tyre.

Krishtërimi dhe Islamizmi kanë lindur nga përrallat e popujve.



Po të kishte më shumë shenjtorë që dinin të bënin humor, jeta do të ishte më e gëzuar.



Krishti vetëm kur u kryqëzua, kuptoi se ç'është e mira dhe ç'është e keqja.



Shumë fetarë ditën falen, natën mallkojnë.



Zoti krijoi gruan, njeriu krijoi putanën.



Debat për fenë: "Kush është më i madh Hoxha apo Prifti?"



Unë jam pa perëndi. E kam gjoksin e zbrazur.



Minarja është armike e fizikës dhe njëkohësisht e thërret në ndihmë për t'u mbrojtur nga rrufeja. Ajo vë në majën e saj një rrufepritëse.



Nuk na çudit një prift që shan myslimanët, por na çudit një hoxhë që shan myslimanët.



Ti thua se e beson Zotin. Bukur! Po Zoti a të beson ty?



Unë nuk i besoj Zotit, pasi e kam kërkuar dhe nuk e kam gjetur

për ta pyetur nëse ai më beson mua.



Zoti krijoi botën, pastaj u vetëkënaq, u bë një përtac i madh dhe asgjë të re nuk krijoi. Atëherë përse t'i besojmë këtij përtaci?



Zotit kohë pas kohe i pakësohet ushtria dhe nga gjeneral po kthehet në kapter.



Me zotin në kishë flet ai, që është mërzitur të flasë me shokë.



Zoti bën dush pa ujë.



*Biseda e dy fëmijëve:*

*- Si e ka emrin e shoqja e Zotit?*

*- Amerikë.*



Zoti nuk ha hudhra, prandaj nuk i vjen erë goja.



*Biseda e një fëmije me një peshkatar:*
*- Shkon Zoti për peshk?*
*- Mbase.*
*- Po ku i gjen peshqit, në qiell?*

*Biseda e një fëmije me një gjyqtar:*

*- Pse u ndanë babi me mamin?*

*- Nuk shkonin.*

*- Po Zoti ndahet me gruan?*

*- Zoti është beqar.*



*Biseda e një fëmije me një kopshtar:*

*- Mbjell pemë Zoti?*

*- Mbjell.*

*- Ku i mbjell?*

*- Në qiell.*

*- Po si rriten pemët kur atje s'ka tokë.*



*Biseda e nipit me gjyshin:*

*- Ku e bën çiçin Zoti?*

*- Mbi yje.*

*- Prandaj ne lagemi.*



*Biseda e nxënësit me mësuesin:*

*- Me cilin bisedon Zoti?*

*- Me Krishtin dhe me Muhametin, por ndonjëherë edhe me Budën.*

*- Po ne pse nuk e dëgjojmë?*

*- Nuk e dëgjojmë, se nuk i kemi veshët sa të Krishtit, Muhametit dhe Budës.*

*- Po gomari e dëgjon?*

*- Mbase, por nuk di të flasë.*

*Biseda e një fëmije me berberin:*
*- Zoti a shkon tek berberi për t'u qethur?*
*- Jo!*
*- Po kur i rriten flokët dhe mjekra, çfarë bën?*
*- Asgjë! Flokët dhe mjekrën ia djegin yjet.*
*- Po nuk i përvëlohet fytyra?*
*- Zoti është i pafytyrë.*
*- Po nga i dalin qimet?*



*Biseda e mbesës me gjyshen natën:*
*- Ka gjyshe Zoti?*
*- Ka.*
*- Po mace ka gjyshja e Zotit?*
*- Ka maçok.*
*- Po përralla di gjyshja e Zotit?*
*- Di! Po fli tani, se po na dëgjon gjyshja e Zotit.*



Të dehurve Zoti nuk u del përpara, se ata janë më të mëdhenj se Ai.



Zoti nuk dehet me verë, pasi ka frikë se bëhet më i vogël se njerëzit.



Zoti nuk pi verë, se ka frikë se martohet.



Ata që shkojnë të luten në kishë a xhami i ka marrë malli për thashetheme.



Zoti ha hudhra dhe prandaj ka mbetur pa u martuar, pasi gratë e qiellit u largohen burrave që u vjen goja erë hudhër.

Zoti nuk është martuar, pasi ka patur frikë se mos e tradhëtonte gruaja, kur ai ishte me shërbim jashtë shtëpisë.



Zoti teshtin kur sheh ndonjë murgeshë të bukur dhe teshtimat e tij kthehen në breshër.



Zoti nuk udhëton në rrugët tona malore, se i merren mendtë dhe e zë makina.



Zoti nuk shkon në Kuvendin e Shqipërisë, pasi ka frikë se ha ndonjë grusht.



Zoti nuk udhëton me avionin amerikan Boeing nga zilia se Amerika e shpiku para tij.



Zoti, kur ka parë se shqiptarët i presin drurët, është penduar që ka mbjellë pyjet.



Kur Zoti pa pushim kruan trupin, mbledh Engjëjt për t'u këshilluar se cili mund të jetë shkaku i kësaj kruarjeje. Mos është çështje e depërtimit të armës biologjike?



Nëse me të vërtetë Zoti edhe Djalli do të ekzistonin, i mënçmi do të miqësohej me Djallin."



Zoti, po të ekzistonte, do të mbetej keq dhe do të mallkonte veten, pasi të gjithë të mënçmit do t'i largoheshin dhe do të bashkoheshin me Djallin.

Zoti, nëse do të ekzistonte, do të rrëzohej si diktator.



Niçja thotë se ka ardhur koha që Djalli të bëhet avokat i Zotit. Por unë me modesti do të mendoja, se Djalli mund të bëhej edhe Dollibash në dasmën e Zotit, nëse ky do të martohej.



Kur dëgjojmë ndonjë premtim të mirë themi: "Fjala jote në vesh të perëndisë." Të gjorët ne! Nuk e dimë se Perëndia ka kohë që është shurdhuar.



Unë do t'i besoja Zotit po ta shihja duke lëruar tokën.



Fshatari më shumë i beson lopës se Perëndisë.



Fshatarit nuk i del në ëndërr Zoti, po kau.



Përderisa njerëzit vrasin, nuk besojnë. Po të takonin një Zot vrasës, do të besonin.

Zoti që kur është bërë Zot, nuk ka mësuar asgjë të re në fushën e muzikës. Mësoi në fillim Culen, pastaj Fyellin. Dhe kaq. Kjo ka ardhur jo vetëm nga mungesa e veshit muzikor, por edhe nga përçmimi i muzikës moderne. Ai nuk di t'i bjerë Flautit, Kitarës, Pianos e me rradhë.



Një fëmijë, duke dëgjuar në mbrëmje hoxhën, pyet gjyshin:
*- Ku e bën kakën hoxha, në uturak?*



Një i ditur thotë afërsisht se ai që nuk beson tek Zoti, stërvit shpirtin. Unë do të shtoja se ai që nuk beson tek Zoti, e ka stërvitur shpirtin prej kohësh dhe bashkë me stërvitjen ka bërë pastrimin e shpirtit nga ndotja.



Të gjallët duhet të ringjallen për t'i parë.



Kur ikin njerëzit, unë vuaj. Nuk vuaj më pak kur ikin ditët. Numëroj në ikje njerëz, ditë dhe muaj. Ndofta jam plak.



Kush beson Zotin, nuk beson veten.



Jeta është e ndërlikuar. Po ta thjeshtëzojmë e shëmtojmë.



Jeta llogaritet me vite, vdekja me shekuj pa fund.



Zotit nuk i ka dalë ndonjë fjalë për korrupsion. Sidoqoftë të presim se mos infektohet nga mëkëmbësit e tij.

Sot, or tungjatjeta, vetëm Zoti ka mbetur pa u korruptuar.



Klerikët nuk e besojnë Zotin, se janë nëpunës. Zoti nuk merr rrogë.



Zotin as në ëndërr nuk e kemi parë dhe nuk e dimë ka apo s'ka mjekër.



Ai pret t'ia shtrëngojë dorën Zoti. Prit, o Beqo, prit!



I vdekuri ngjall krimbat.



Vdekja nuk ka fuqi t'ia heqë të gjallit dashurinë për të vdekurin.



I gjalli jeton më dashurinë për të dashurën e tij të vdekur. Ky është një nga dështimet e mëdha të vdekjes.



*Dialog:*

*- Qejf, o qejf që bën dervishi!*
*- Po hoxha?*
*- Le të këndojë!*



Ka edhe vdekje të bukura, por më e bukura është ajo e dëshmorit të lirisë.

Të gjitha mund të m'i ndalosh, vetëm vdekjen nuk ma ndalon.



Nuk ka prift që të mos kërcejë nga belaja.



Vdekjes i trembet ai që nuk ka bërë asgjë në jetë.



Jeta rrjedh dhe ne rrjedhim nga mendtë.



Jeta është si ta bësh vetë, por edhe si ta bëjnë të tjerët.



E dimë se do të vdesim, por nuk e dimë se ku dhe kur.



Hoxha dhe prifti në letërsi dje ishin heronj negativë, sot pozitivë. Dje të gjitha të këqijat, sot të gjitha të mirat.



A është i vdekuri njeri?



Jeta të urren kur ti ha dhe pështyn.



Njeriu vdes, kur nuk e dëshiron udhëtimin, ose kur e ndalojnë të lëvizë.



Njeriu siç mësohet me jetën, mësohet edhe me vdekjen.



Të vdesësh nuk është ndonjë çudi, të jetosh është çudi.

Është demokracia më e madhe vdekja që bashkon njerëzit! Revolucion më të fuqishëm nuk ka sesa vdekja.



Shpirti nuk ka vdekje. Njeriu jeton në kujtimet. Të famshmin e kujtojnë librat, bujkun e kujtojnë ata që lërojnë tokën.



Njeriu shpresën e merr me vete deri në varr.



Më mirë të dish sesa të kesh, po edhe të kesh nuk është keq.



*Dialog:*
*- Do të vdes! – i tha e ëma të birit të vogël.*
*- Po do të kthehesh prapë?*
*- Po! Do të kthehem!*
*- Si flutur? – pyeti i vogli.*



Klerikët janë brenda kështjellës së regjimit.



Jeta dhe vdekja janë bashkudhëtare.



Pa vdekje s'ka jetë.



Pa ujë vdes, pa raki jeton.



Kush rron vdes, po ka edhe që nuk vdesin.

Jeta është ajo që ndodh rreth nesh dhe brenda nesh.



Atij që vret veten nuk ka kush i merr hak.



Vdesin të tjerët që të jetosh ti, o qen bir qeni!



Pleqtë më shpesh bisedojnë me të vdekurit, sesa me të gjallët.



Kur bën çdo gjë që të thonë është e kotë të jetosh.



Të jetosh në shtëpi me të sëmurë, sëmuresh vetë.



Në liqenin e gjumit dalin dhe zhyten ëndrrat si peshqit; pastaj humbin.



Ata janë të pandarë si tymi me zjarrin.



Zogu shtegtar gjithmonë ka miq.



Janë të njëllojtë si dy vezë të një pule.



Miqtë venë e vijnë, armiqtë mbeten.



Edhe i fundit armik të ketë ikur, mendo për grackën që ka lënë.



Miku sytë i ka në tavolinë, veshët në kuzhinë.



Miku i vogël prish të madhin.



Kush humb një mik, humb një çiflik.



Kur pakësohen miqtë, shtohen armiqtë.



Më mirë të kesh miqësi me një të huaj se sa me një bashkatdhetar batakçi.



Brekët nuk puthen, brekët pirdhen.



Këpucët e vjetra dhe miqtë e vjetër nuk të vrasin.



Armiqtë dalin nga miqtë.

Më mirë të humbësh krahun, se mikun.



Nuk gjen mik pa armik.



Më vështirë është të mbash një mik, më lehtë të bësh një armik.



Miqtë e butë, kur kthehen në kundërshtarë janë më të egër se armiqtë.



Nuk ka miqësi pa kundërshtime dhe dashuri pa zënka.



Miku të nderon, miku të turpëron.



Zënka është çelësi i njohjes me mikun.



Miq, fiq.



E zonja e shtëpisë njihet nga vetullat sa mikpritëse është.



Peshku në det, tigani në zjarr, miku në qilar.



Mikrobi është miku dhe armiku, që nuk ndahet tërë jetën nga njeriu.



Ka miqësi me sy të qeshur, ka miqësi me gisht të ngjeshur.

*Në një tavolinë po pinim nga një gotë me mikun tim. Erdhi një i njohur dhe tha:*

*- Ta pi edhe unë një gotë?*

*- Jo një, po një nga një - tha miku im.*



Verën pijnë miqtë, dromcat mbledhin minjtë.



Këndezi këndon, që ta dëgjojnë pulat.



Dikush ka thënë: "Koktejli me dashuri dhe me mënçuri, është pija më e mirë". Po me verë e me uthull?



Edhe pela e ka ndonjëherë dashnor gomarin.



Dashuria është qeverisja e seksit.



Edhe Elena ishte e bukur, por dogji Trojën.



Është e bukur Fatimja,
Po s'bëhet dot imja.



Po të mos kishte pula pranë, këndezi nuk do të zbukurohej.



Dy këndezë mund të gjakosen për një pulë.



Dashuria dhe arti nuk bëhen me urdhër, ashtu siç nuk bëhet me urdhër teshtima.

Për të bërë dashuri edhe pula di ta zgjedhë këndezin.



Edhe maçoku ka këngën e tij për ta tërhequr macen.



Bilbili e fton femrën me këngë, maçoku me mjaullimë.



Maçoku nuk ia hedh sytë bushtrës, që ngre bishtin, por maces që ngrohet në diell, veçanërisht në shkurt.



Kur pret dashurinë, të priten gjunjtë.



Zhveshja e gruas nga çitjanet i ngjan zhveshjes së hënës nga retë.



Pelat gjithmonë dashurojnë kuajt pa fre dhe pa shalë.



Kur shkon me një vajzë që dashuron, mbuloji me flokë veshët, po t'i kesh llapushë.



Shumica e grave më shpejt bien në dashuri me një batakçi se sa me një shkencëtar.



*E bija i ankohej së ëmës për të fejuarin që i paskësh veshët të mëdhenj.E ëma për ta qetësuar i tha:*

*- S'ka gjë, moj bijë, edhe gomari të mëdhenj i ka veshët, por pela e ka të dashur.*

*- More vesh - i tha vajza djalit, pasi e puthi.*
*- Jo! Mora buzë - tha djali.*



Dashuria është e para laureshë, që këndon në mëngjezin e rinisë sonë.



Në livadhin ku kullosin pelat, bëjnë sehir gomerët.



I gjori djalë i thotë vajzës t'ia hapë zemrën, kur ajo çelësin ia ka dhënë një tjetri.



Për të gjetur miqësinë e vërtetë kapërcehet lumi, për të gjetur dashurinë e vërtetë deti.



Kali lahej në lumë. Bretkosa hipi në kalë dhe tha: Jam Dajana, bëj qejf.



Mashkulli i merimangës i jep femrës për dhuratë një mizë. Edhe ky mashkulli i vockël di ta nderojë femrën! Kjo gjë nuk të bën pak të mendohesh o mashkulli i madh – Njeri?!



Në tetë mijë gjarpërinj vetëm njëri është mashkull, të tjerat janë femra. Po ti, o pushti i xhaxhait, mes tetë mijë grave ç'mund të bëje?



E keqja e madhe e njeriut, që nuk ka buzë, nuk është se nuk mund të vërshëllejë, por se nuk mund të puthë.

Artistët më lehtë e kanë t'i puthin të dashurat në bythë, se në buzë.



Burri që ka gjithmonë uri për bukë, ka pak uri për dashuri.



Atij që dashuron, s'ka ç'i duhen gjuhët e huaja, mjafton të dijë gjuhën e grave.



Vetëm gjuha e muzikës, verës dhe dashurisë nuk ka nevojë të përkthehet.



Dashuria e bën qiellin të vërtitet në kokë si portokall.



Ai që e ndjek dashurinë dhe nuk e pushton, nuk plaket.



Dashuria deri më sot nuk njeh plan që të plotësohet qind për qind.



Vajza e brishtë është manushaqe e prillit në mes të dëborës.



Acari nuk i than lulet, por i prish.



Dashurinë e zmadhon fisnikëria dhe e zvogëlon meskiniteti.



Nuk ka dashuri pa dhembshuri.

Macja që të gërvisht, të do.



Maçoku në kopsht është më i bukur, se ai në krevat.



Seksi bombë qëndron krenar para seksit bunker.



Psherëtimat e grave janë jehona të britmave të burrave.



Kush rreh gruan, fsheh para saj frikën ndaj burrave të tjerë.



Në shalët e një gruaje duket i bukur dhe një fustan i grisur.



Sa më e mënçme të jetë gruaja, aq më budalla duket burri para saj.



Ruaje kaun nga hajduti dhe gruan nga turpi.



Gruaja e pamartuar është si shtëpia e zbrazur.



*I vdiq gruaja dhe mbeti; fillikat në shtëpi. Kur e pyetën se çfarë bënte i vetëm, përgjigjej:*

*- "Po mësoj një gjuhë të re, gjuhën e mureve të dhomës."*



Mundohu ta çuditësh gruan ditë për ditë.

Burri është zbulues, gruaja mbrojtësja e zbulimeve.



Burri nuk qesh kur e gudulis gruaja, por jo dashnorja.



Me gra që kanë ngrënë hudhra, është e vështirë të pish një kafe.



Gratë e mësojnë gjuhën e huaj më shpejt se burrat, pasi janë fjalamane.



Gratë nuk i duan ata burra që rrijnë gjithnjë në shtëpi, prandaj synojnë të dalin jashtë pragut.



Gruaja është ministre e ekonomisë në shtëpi, ndërsa në shtet është sekretare e ministrit në paradhomë.



Dikur në primitivitet meshkujt e ndjenin erën e femrës. Pastaj e humbën këtë ndjesi dhe nuk i gjenin dot. Prandaj më vonë meshkujt shpikën parfumin dhe ua dhanë femrave për t'ua ndjerë erën.



Dashuria ndaj gruas nuk shprehet me puthjen e brekëve të saj.



Nuk ka burrë në botë të mos e ketë gënjyer të paktën tri herë gruan e tij.



Unë e kam gënjyer gruan time vetëm në fushën e rakisë dhe të duhanit.

Kush vret gra, vret pasardhësit.



Zakonisht ai që vret gruan, vret veten në shpirt.



Gruaja në shtëpi mund të bëhet edhe skllave, edhe tirane.



Gruaja më mirë të të shajë, se të të tallë.



Grua e vërtetë është ajo që flet në telefon më shumë se me të shoqin.



Vlera e grave u rrit, kur filluan t'i tallin burrat.



*Një grua për burrin e saj impotent i tha fqinjës:*
*-Ah, ai është përrua i thatë!*



Mos e merr gruan me vete të shohë aktin seksual të gomarit me pelën.



Nëse dëshiron të jetosh i qetë pa ankthe, mos e lejo gruan të shoqërohet me ministrin e brendshëm.



Gruaja me burrë me xhepa të fryrë, zakonisht ka dashnorë djem me xhepa të shpuar.



Malësori nuk bën thashetheme me gruan as kur mban dorën në gjoksin e saj në shtrat, as kur mban gishtin në këmbëzën e pushkës.

Sisët e grave lexohen pa syze.



*Miku im N. më tha:*
*- Në shtëpi është më mirë të mbash maçok se mace.*
*- Pse? – i thashë.*
*- Sepse të bëhen dy femra, gruaja dhe macja.*



Për mua gruaja është një krijesë me rroba të endura prej bari, uji dhe ere.



Një grua mund të martohet për shumë arsye, vetëm për mëshirë kurrë.



Një burrë që ka pësuar dështime në dashuri dhe në jetë, i largohet shoqërimit me gratë që e njohin.



Një gruaje që e ke njohur prej kohësh, mos i thuaj kurrë se qënke plakur dhe se dikur paskëshe qenë e bukur. Ç'të kushton t'i thuash: "Ke mbetur e bukur."



Zonja e bukur e shtëpisë vetulldallëndyshe i poqi mikut petulla. Dhe miku gojën e kishte në petullat dhe syrin në vetullat.



*Një ditë erdhi tek unë Çoti Papuli, duke qeshur.*
*- Pse qesh, o Çoti?*
*- Qesh se më ka hyrë gruaja në bark dhe më gudulis – tha Çoti.*

Përvoja është mësim i madh për të gjithë. Burrat dhe gratë marrin përvojë nga martesa e parë dhe bëjnë të dytën.



Burrat që luten në kishë a në xhami i kanë mbaruar fjalët me gratë e tyre.



Kur gruaja kërkon të jetë e lirë, mos kujto se e do vërtet lirinë. Ajo synon drejt prangave të një burri tjetër.



Në prag të divorcit burri ftohet në det, gruaja piqet në plazh.



Mes qënieve femra gruaja ka nuhatjen më të madhe ndaj meshkujve.



Burri kur martohet kthehet në gjysëm grua.



Qentë u shtuan në apartamente, kur gratë u ndanë nga burrat.



Ka gra që urrejnë burrat dhe duan qentë.



Për disa gra, qeni i tyre është më besnik se burri.



Ka gra, që çelësin e portës së zemrës, e kanë bërë në shumë kopje.

Gruaja e sapomartuar, kur e pa burrin në kuzhinë që grinte qepë dhe qante, e kuptoi se përse herë të tjera derdhte lotë para saj.



Urim djalit të martuar: Me bukë ngopu, me fëmijë mos u ngop.



Gruaja me burrin e saj luan si dhelpra me këndezin, por disa thonë se luan si macja me miun.



Gruan e tërheqin zakonisht dy forca: ose forca e trupit, ose forca e mendjes. Kur janë bashkë të dyja këto forca, që ndodh rrallë, aq më mirë.



Gruaja në hakmarrje është më e tmerrshme ndaj grave se sa ndaj burrave.



Ndodh që gruaja për të dashurin vret të shoqin, sikur edhe pesë fëmijë të ketë me të.



I shoqi me dhen, e shoqja me djem.



I shoqi për fiq, e shoqja me miq.



Gruaja që martohet dy – tre herë a më shumë, ose kërkon të lindë fëmijë, ose ikën nga fëmijët për të gjetur diçka më të këndshme në fushën e seksit apo të parasë.

Në udhëtim një grua pranë shoferit është bombë mishi që shpërthen dhe hedh në greminë makinën.



Burri është zagar me tru, që nuhat femrat.



Ka qen të stërvitur për të gjetur drogën, ka burra të stërvitur për të gjetur gratë.



Gruaja që divorcohet, kërkon të shkrijë shumë burra në një të vetëm.



Sa më shumë ta duash gruan, aq më i butë bëhesh.



Burri nuk matet nga gratë që ka lënë, por nga gruaja që mban.



Burri që shan gruan, shan shtëpinë.



Macja ua ka mësuar grave gërvishtjen.



Gratë i kanë rivale macet, prandaj më shumë në shtëpi mbajnë qen.



Gruas që mban qen, i është i mërzitur burri



Gruaja në krevat mban ose burrin, ose qenin. Po dashnorin...?

Në dhomën ku ka fjetur një femër, mos i merr erë çarçafëve të krevatit para gruas. Rrugëdalja është hapja e dritares.



Mos qaj bashkë me gruan, kur ajo grin qepë.



Nëse je qeros, mos ua trego përrallën e Qerosit fëmijëve para gruas.



Mos u çudit me filmat televizivë në sytë e gruas, edhe sikur të luajë ndër to Antoni Kuin. Bëj me buzë "pëh" dhe thuaj: "Gjepura!"



Lavdëro para gruas vetëm filmat me kauboj.



Mos e qorto gruan në sy të të tjerëve.



Mundohu t'i mposhtësh të tjerët në polemikë në prezencë të gruas.



Mos u trego vigjilent ndaj gruas.



Kur je pranë gruas bëj sikur nuk mendon për asgjë.



Mundohu ta çuditësh gruan gjithmonë.



Përpiqu të qeshësh ngaherë bashkë me të.

Kur gruaja ka dëshirë të përkëdhelet dhe kur ka qejf të preket, përkëdhele dhe preke, por pa folur asnjë fjalë.



Mos ngul këmbë që ajo të të tregojë fshehtësinë e saj dhe për këtë mos jep asnjë shenjë. Atë që ka fshehur ajo, ti ktheja me fshehje.



Duaje gruan edhe me gabime, ashtu siç do një libër të bukur edhe me gabime shtypi.



Mos u mbllaçit para gruas kur ha bukë; mos e rrufit kafen me forcë para saj.



Mos u ngrit nga tryeza para se të ngrihet gruaja. Mbaro ngrënien bashkë me të dhe mos shfaq ndonjë shenjë mërzie.



Mos ia trego gruas qimen që gjen në gjellën e gatuar nga dora e saj.



Mos kruaj dhëmbët me kleçkë dhe mos thith buzët para gruas.



Çdo ditë bëje të qeshë dhe çdo muaj bëje të qajë.



Kur kthehesh nga udhëtimi, trego shkurtimisht vetëm për takimet që ke patur me ndonjë grua.

Ngaherë gruan bëje kurioze dhe mundësisht çudite.



Mos u shfaq para gruas i lagur nga shiu. Nëse je zbardhur nga dëbora, mund të shfaqesh.



Mos shko bashkë me gruan të heqësh dhëmbë tek dentisti. Edhe nëse shkon, dhëmbët hiqi pa narkozë, që gruaja të çuditet nga durimi yt dhe të thotë: "Ky duron dhimbjen e dhëmbëve, jo mos më durojë mua".



Mënjano rastet e një konflikti me policin, kur shëtit me gruan.



Fshih para saj impotencën e rastit dhe të përkohshme.



Mos ha hudhra pasdite, kur gruaja është në shtëpi.



Mos qaj në varreza para gruas për vjehrrën e saj.



Mos teshti në krevat pa e zënë gjumi gruan.



Mos rënko dhe mos trego lodhje para saj, vetëm kërcit dhëmbët pas kurrizit të saj.



Mos e shtrembëro fytyrën kur gruaja të jep speca djegës në drekë apo në darkë.

Mos ha para saj patate të pjekura, kur janë të nxehta.



Një herë në vit thyej një xham dritareje para gruas.



Një herë në muaj para gruas lavdëro një budalla dhe shaj një të mençëm.



Mos e merr gruan tek berberi kur qethesh.



Kur ka përmbytje në qytet, mos dil në ballkon para se të dalë gruaja.



Mos fol për të vdekurit, kur gruaja flet për të gjallët.



Mos u shiko në pasqyrë para gruas.



Mos u habit me bashkëbiseduesin kur ke gruan në tryezë. Bëj sikur nuk të pëlqejnë mendimet e tij.



Mos u dëshpëro që nuk ke fëmijë, kur gruaja është shterpë.



Po të kesh flokë, thuaj para gruas: “Ah, si s’jam tullac!”



Matu mirë para gruas, kur kryen aktin erotik, siç matet ai që nuk e nxjerr koburen pa e ditur mirë se qëllon në shenjë.

Mos trego para gruas historira për fqinjin tënd.



Mos qesh me zë të lartë dhe mos i zbulo të gjithë dhëmbët para saj.



Mos e shfaq krejt inatin para saj, lër pak vend për pajtim.



Në qoftë se ke mace në shtëpi, mos e përkëdhel shumë para gruas.



Sulmo mizat para saj dhe mos iu tremb minjve.



Zhduk bubazhelët duke i shtypur me këmbë para saj, edhe po të jesh zbathur.



Mos shaj para gruas tullacët, se mund t'i pëlqejë ndonjë tullac.



Qesh para gruas një herë në muaj pa shkak.



Bli një herë në tre muaj një këndez të gjallë dhe there para gruas në kuzhinë.



Nëse dhëmbët i ke të vënë, mos i hiq nga goja para gruas.



Godite me grushta murin një herë në vit, kur gruaja sillet nëpër dhomë duke folur me vete.

Mos e ujit vazon e lules që ujit gruaja, pasi do të kesh telashe po të kalbet.



Mos e tund në dorë kastravecin para gruas.



Mos u kënaq me fotografinë tënde në sytë e gruas.



Bëj herë pas here zhurmë me lugët dhe kusitë në kuzhinë, kur gruaja fle.



Mos kërko që gruaja në mëngjes të të tregojë ëndrrat që ka parë.



Mos e zgjo gruan, kur bërtet në gjumë.



Mos e përgjo gruan në vrimën e çelësit.



Dy herë në vit sill në shtëpi një budalla dhe vëre të bisedojë me gruan tënde në tryezë.



Njihe gruan me sa më shumë pushtër, që t'ua mësojë huqet.



Kur vështron një balet klasik, mos e përqëndro vëmendjen në bolet e kërcimtarëve para gruas.

Gruaja para një mashkulli në kohët moderne e ka më lehtë të zhvishet sesa të flasë.



Shpesh ndodh që miku bëhet më i keq se armiku.



Bilbili i këndon dashurisë, pa e sharë kurrë.



Gruaja e peshkatarit e shijonte peshkun, por e ndau të shoqin, se i vinte erë peshk.



Kush ka afër miqtë, ka larg armiqtë.



*Dialog:*
*- Sa vjet ke që kur je martuar?*
*- Më duket sikur kam lindur i martuar.*



Burri bëhet xheloz ndaj maçokut që përkëdhel gruaja në dhomë.



Dashuria të merr me vete dhe ti nuk e di se ku të shpie.



Sikur burrat të pinin qumësht në gjoksin e grave, nuk do të kishte divorc.



Thonë se ai burrë që e pëlqen kripën në gjellë e do gruan.

Adami dhe Eva janë fajtorët, që kanë sjellë në jetë vrasësin e grave. Po fajin më të madh e ka Eva, se ajo ishte tepër dinake.



Burrin e bën burrë gruaja edhe sikur ajo të mos jetë në shtrat.



Vetëm me puthje nuk e mban dot një grua.



Një grua u zu më të shoqin duke i thënë: - Të është bërë ai miku si presh i zjerë.



Çdo grua në sytë e saj ka një sekret.



Rrinin bashkë e pinin birrë, burrë i keq e zonjë e mirë.



Nuk jetohet vetëm me dashuri, se dashurinë nuk e ha dot si gjellë.



Dashuria nuk i dhuron por i jep të gjitha. Ndofta kjo mund të mos jetë e përjetshme, por i përjetshëm mbetet çasti.



Gratë kanë qejf të dashurohen me burra inatçinj.



Kur vijnë miqtë, vari buzët tek dera, që të mos shkelin të tjerë.



Shenja e parë e atij që dashuron është prerja e oreksit.

Dashuria e parë është një provim për të hyrë në dashurinë e vërtetë.



Po të kishte Eva vjehrrë, do të divorcohej nga Adami.



Eva nuk dinte të edukonte fëmijët, përderisa Kaini i doli ters dhe vrau Abelin.



Ka shumë gra që i vështron dhe i dëshiron t'i kesh për një çast, por është e pamundur. Megjithatë përpjekjet nuk duhen ngadalësuar. Kështu thoshte një miku im optimist.



Është e bukur Dudija, po e pret burri tek avllia.



Dashuria është një libër që e lexojnë të gjithë, por të paktë janë ata që arrijnë deri në faqen e fundit.



Dashuria nuk mësohet në kurse profesionale.



Të dashurën edhe mund ta kafshosh, por jo gjithënjë.



Gruan kur është e zemëruar, mos e gudulis.



Dashuria nuk është mollë që ta ndash me një tjetër.



Gruaja në fillim burrit ia urren veshët.



Para bukurisë së një gruaje, çuditërisht ne tështijmë.

Kush djeg grurin në kodër, hirin e gjen në sofër.



Në arat e kokës së tij nuk mbinin as gjëmba për gomerët.



Gjilpëra është shtylla, që mban shtëpinë e rrobaqepësit.



Përtaci djeg ditët në vatrën e vet.



Ai pret kripën të zërë krimba.



Ishte i lodhur si presh i zier.



Mishin e pjek viçi.



Punon symbyllur, sheh ëndrra syhapur.



Pjatat nuk kërcasin në dollap, por në sofër.



Unë i pres drutë, atij i thyhet sëpata.



Rri si fshesa prapa derës.



Kapërceu lumin, u mbyt në përrua.



Mushkës xanxare ia vënë në samar drutë më të trasha.

Kokrrat nuk i ha gjithmonë ai, që e ka mbjellur pemën.



Kush nuk ha me dorë, ha me sy.



Tha pela: Njëmbëdhjetë mëza polla dhe samari nuk m'u hoq nga kurrizi.



Të korruptuarit nuk i shikohet puna, por guna.



Për mullinjtë, rriten kallinjtë.



Kush ha me pakicë, mendon sa një micë.



Kur gris gunën, bën punën.



Kush përbuz punën e një tjetri, përbuz punën e vet.



Bleta nuk bashkëpunon me mizën, pasi nuk e lidh as vendi i punës, as prodhimi.



Fshatari në asfalt shikon livadhin.



Kau siç ha barin, çan ugarin.



Kush gris këpucët në rrugë, nuk flë në shtrat me jorgan të grisur.

Fara e mbirë në tokë i jep frutat në kokë.



Hunda është organ nuhatjeje. A mund të themi të shtojmë sasinë e hundëve? Jo! Duhet thënë të rrisim nivelin e nuhatjes dhe cilësinë e nuhatjes me hundën që disponojmë.



Ushtari është një i papunë me uniformë dhe me armë.



Ara e begatë - pasqyrë e të zotit.



Urithin nuk e tërheq aroma e lules, por shija e rrënjës së saj.



Fshatari për ta mbajtur të ndezur zjarrin në vatër, është gati të ngarkohet lakuriq me ferra.



Bujkut në dimër i hanë duart për pranverën.



Dimri ha mish, vera ha sallatë.



Vjeshta ha rrush, dimri pi verë.



Ai ishte pronar i barakës dhe i minjve.



Vezën e fërgon tigani i pulës.

Më mirë një kastravec sot, se sa një banane nesër.



Nuk piqen petullat me dhjamë pleshti.



Lekut i hyri virusi i inflacionit.



Macet nuk mbrehen në zgjedhë.



Nga avllia njihet shtëpia.



Ai fshin buzët me torbën e gomarit.



Atij i bën edhe shelgu rrush.



Ai kërkon të nxjerrë zogj nga veza e zier.



Kush pi veresie dehet dy herë.



Kinezi thotë: kur hap dyqanin, mësohu të buzëqeshësh. Shqiptari thotë: kur hap dyqanin kërcit dhëmbët.



I varfëri me dituri kushton më shumë se sa i pasuri me flori.



Kërko nga ai që të jep.

Përtaci pret sa të thahet deti për të kaluar më këmbë.



Ta qerasësh me mish atë që sapo ka therur viçin.



Të varfërit këmisha e lagur i thahet në trup.



Lëkurën e shet, këmisha i dhimbset.



Mustaqet nuk merren hua.



Berberi mëson zanatin në kokën e të varfërit.



Populli thotë: vozaxhiu në çdo dru pylli shikon një voze.



Jo të gjithë ata që kanë në shpinë samar, ngarkohen. Breshka lind e vdes me samar në shpinë, megjithëse nuk ngarkohet me asgjë.



Kur je i uritur nuk shikon lulet e pjatës.



Me një kokërr rrushi nuk vjen rakia.



Dhëntë e dhitë e Malos, stanet e xha Zalos.



Me një tra s’mbahet ura.

Kristua bën Krishtlindjet, Bamka ha përqindjet.



Kërkon peshk të gjallë në frigorifer.



Financierët thonë: leku që nuk lëviz, djeg duart e të zotit.



Kush lufton në fushën e pasurisë, humb paqen në oborrin e shtëpisë.



Liberalizimi i çmimeve përcillet me liberalizimin e krimeve.



Tek i pasuri frika rritet në përpjesëtim me pasurinë e tij.



Nga thesi me flori, në varr s'ha e s'pi.



Jo të gjithë ata që vjedhin, janë të korruptuar.



Peshku në det, tigani në traget.



Ai që nuk bën asgjë, është një i vdekur që merr frymë dhe ecën.



Lulet e vazove në apartament vyshken se mbi to nuk fluturon bleta.



Po s'prishe, nuk ndreq.



Kjo çukë s'bën bukë.

Kur s'ka patate, qoftet bëhen edhe me mish.



Pulës që kakarit gjithnjë, nuk i besohet se kur do ta bëjë vezën.



Sa më shumë shtohen tiganët, aq më tepër pakësohen peshqit.



Pa punë të vogël, nuk ka punë të madhe.



Më mirë një cironkë sot, se sa një ngjalë nesër.



Nuk ngrohesh me sytë e maces.



Bleta e mirë duket në koshere.



Delen e mplak gërshëra.



Ishte aq i varfër sa s'kishte në shtëpi një dru që të vriste miun.



Të rrosh a të mos rrosh vendoset nga xhepi.



Morri modern mund të qarkullojë edhe mbi Euron.

Sa më shumë pula të kesh, aq më shumë "ish,ish" bën.



Atij i bën edhe gjeli vezë. Po veza i bën gjel?



Pula jote nuk ka prapanicë për vezë pate.



Në dimër shtriji këmbët sa ke jorganin, që mos të të ftohen. Në verë mos i mbulo këmbët që të kursesh jorganin.



Për një plesht djeg jorganin, për tri miza shemb tavanin.



Vreshti me rrush, gotat i mbush.



Paraja bën çezma në hënë.



Po të ktheheshin gjithë majmunët në njerëz, monopoli i bananeve do të ishte në Afrikë.



Kush e ka lugën më të madhe vërtet ha më shumë, por çan gojën.



Pasaniku të varfërit nuk ia do erën e parfumit, po erën e djersës.



Pula e mirë e bën vezën në shtëpinë e të zotit.

I pasuri imiton të varfërin në rritjen e qimeve të mjekrës.



I pasuri llullën e ka marrë nga i varfëri.



I pasuri bën thashetheme për pasurinë, i varfëri për varfërinë.



Të varfërit hanë sasi, të pasurit cilësi.



Të pasurve në restorant u pëlqejnë fasulet, po kanë turp t'i hanë.



Leku na bën trima, skamja na hap vrima.



Kush nuk përtypet, nuk i prishen dhëmbët!



Dielli zgjohet mbi pikën e parë të djersës.



Pa punë s'ka gunë.



Nuk ka bishë që t'i ketë dhëmbët më të mprehtë se ata të varfërisë.



Para ka shumë, pak janë ata që i kanë.

Të pasurit janë mjeshtra në vjedhje, të varfërit diletantë.



I pasuri vjedh një cjap, i varfëri një kec.



Më mirë të vdesësh duke lëruar tokën, se duke gërvishtur jastëkun.



Të uriturve u lëshon goja lëng, kur shohin qofte të pikturuara.



I varfri vuan nga ajo që nuk ka, i pasuri vuan nga ajo që nuk ka më shumë.



Pa kursim ka rrënim.



Çdo gur është i çmuar, por vlerësimi varet nga mendja dhe paraja.



Kush ka para, bën hata.



I mjerë është ai, që ka zotësi të punojë dhe nuk do.



I urituri kujton një ditë, kur ka ngrënë mirë, i pasuri kujton një drekë, kur ka ngrënë keq.

I varfëri për darkë lavdëron preshin, i pasuri biftekun. Mund të jetë e kundërta.



Në një film, më duket "Mundësia e fundit", një ndër personazhet shprehet: Kur vdes, Zoti thotë: Ik pirdhu!



Në pikën e djersës shkëlqen puna.



Nga varfëria edhe shqiponja mbetet pa pendë, aq më keq që shqiponja jonë është me dy krena.



Ke hequr të zitë e ullirit? Shkunde këtë "të zi", duke hipur në degën e fikut!



Një grua përcolli të birin tek mjeku i veshëve. Kur mbaroi vizitën, gruaja nxorri lekët.
*- Sa? - pyeti ajo.*
*- Dy mijë! - ngriti mjeku dy gishtat.*
*- Pse dy mijë?*
*- Dy veshë ka djali - tha mjeku*
*- Po zotrote një vesh i mjekove!...-tha gruaja.*

Pa ara dhe rrugë s'ka pjata dhe lugë.



Sa keq që Krishti nuk ka lënë fëmijë! Vdiq dhe u ngjall beqar. Megjithatë mirë bëri që nuk la trashëgimtarë, se do të grindeshin dhe do të vriteshin për pronat.



I vdekuri nga lufta, në varr ka plumba dhe krimba.



Luftënxitësi vdekjen e kërkon nga lufta, nuk e kërkon nga natyra.



Lufta e Trojës ishte fatkeqësi për shoqërinë, por lumturi për letërsinë, pasi lindi "Iliadën" dhe "Odisenë".



Gjithë njerëzit nxisin luftën në mes të njëri-tjetrit, kush me dhunën e fjalës e kush me dhunën e armës.



Në luftë vdes shpejt, në paqe ngadalë.



Luftërat e kafshëve janë të drejta, ndërsa luftërat e njerëzve të drejta janë të pakta.



Sa mirë që kafshët nuk kanë logjikë, se do të kishim luftëra botërore një herë në javë.



Trim i mirë me shokë shumë; shokë shumë me një trim të mirë.



Trimin nuk e vrasin, trimi vritet.



Sa më shumë ujqër të ketë, aq më tepër shquhen barinjtë me qentë e tyre.

Bariu i zoti i ruan dhentë më mirë, kur duket sikur nuk ka ujqër.



Luani nuk rrihet me minjtë.



Edhe i vetëm trim në Tele-bingo.



Ai të var në bririn e hënës.



Të ndjek pas deri sa të bjerë shi i kuq.



Po të bjerë lisi, të gjithë bëjnë dru mbi të.



Dy të sëmurë mposhtin një të shëndoshë.



Trimi e pret plumbin me dhëmbë.



Në zemrën e njeriut jeton një luan. Vështirësia qëndron në zgjimin e luanit.



Kur buçet topi s'dëgjohet krisma e kobures.



Ujku është trim në lukuni dhe frikacak në vetmi.



Guximi është babai i trimërisë.

Në pemën e trimit del kërcelli i heroit.



Shumë trima lindin një hero.



Vetëm kur të luajë macja me miun, në botë nuk do të ketë luftëra.



Fshihet mes njerëzve si fara në ugar.



Ka frikë sikur të ketë ngrënë zemrën e lepurit.



Frikacaku është i pafuqishëm si i verbëri pa shkop.



Frikacaku trembet si delja në varkë.



I frikshmi digjet pa zjarr, mbytet pa ujë.



Kusari në errësirë është i guximshëm, në dritë i frikshëm.



Frikacaku dridhet si bretkoca në të thatë.



Nga pamja është tigër, nga zemra mi.



Kush ka frikë nga gjarpëri, i trembet edhe hardhucës.

Frikacaku e ka zemrën në guackë si lajthia.



Tigër në emër, lepur në zemër.



Frikacaku i futur në pus, këndon për të larguar frikën.



Ai që qan kur vret, qan kokën e vet.



Kush kërcënon me britma, synon të nxjerrë frikën nga vetja.



Pse thuhet: "frika ruan vreshtin" dhe nuk thuhet trimëria?!



Frikacaku është dhëmb i prishur në gojë të shëndoshë.



Atij që i hyn lepuri në bark, s'ka nevojë për operacion, mjafton t'i dalë frika.



Atje ku hanë pulat, nuk afrohen lepujt, se tremben nga dhelprat.



Miun nuk e trembin veshët e gomarit, por mustaqet e maçokut.



Miu nuk çan kokën e dashit me këmborë, që udhëheq kopenë, ç't'i bëjë mjaullimës së maçokut, se ...



Lopa e çmendur është e kontrolluar, ndaj s'kemi frikë
prej saj; frikë kemi nga miu i çmendur.

Ka edhe lepuj me këpucë.



Frika është mbrojtja e trimërisë.



Çobani po e rrahu qenin që të vogël, nuk rrit një guximtar, por një frikacak.



Lepuri është trim në vrapim.



Ai ishte largpamës, por kishte frikë të shkonte larg.



Një milingonë në vesh tremb edhe elefantin.



Trimin e tremb shkreptima, frikacakun bubullima.



Më shumë verbohen nga mendja e mjekut, sesa nga sëmundja e verbimit.



Ai që mposht veten, mposht frikën.



Më mirë trim i vdekur, se frikacak i gjallë.



Brenda tij bashkëjetojnë trimëria dhe budallësia.



Lavdia të përkëdhel deri buzë greminës.

Thonë se koha i mbyll plagët, aq sa mund t'i mbyllë, aq edhe i hap kur zbulon autorët e plagëve.



Nuk ka hetues më të madh se koha.



E kaluara as ndreqet, as mohohet, pasi nuk e shohim.



Historia e jetuar është e vërtetë, e shkruara përzien të vërtetën me gënjeshtrën.



Shumë mendime që na vijnë natën në shtrat, i harrojmë ditën në tryezë.



Ditën e djeshme nuk mund ta kthesh për ta redaktuar si fletën e letrës, që ke shkruar dje.



Çdo natë ka librin e saj me ëndrra: Njëra me bakllava, tjetra me seks, e treta me rrokullisje nga gremina me bakllava në gojë, në shtratin e seksit.



Kur sot bëjmë një premtim, të nesërmen vuajmë ose pendohemi.



E djeshmja vërtet nuk lëviz, por shpesh ngacmon të sotmen.



Dalëngadalë mëzi bëhet kalë.

Thuhet ndonjëherë: "Ata mbeten tek Molla e Kuqe." Se ç'ishte kjo mollë e kuqe askush nuk e di. Dihet se kjo mollë nuk është nga ato të Kopshtit të Edenit, që hëngrën Adami dhe Eva.



Çdo kohë ka kokë.



Të djeshmen mendoje, të sotmen ndryshoje.



Të sotmen gjithmonë do ta kujtojë e nesërmja; puna është se si do ta kujtojë.



Kush nuk përulet para dëshmorëve, gjunjëzohet para batakçinjëve.



Maçoku edhe në Mekë të shkojë, nuk harron të mjaullijë.



Nga bretkosat nuk lindin gjarpërinj.



Njeriu me gjakmarrjen i hap plagë vetes.



Edhe në burg maçoku zë minj.



Unë nuk kam frikë as nga e djeshmja, as nga e nesërmja. Kjo është për mua kryesorja. Kurse të sotmen e kam në dorë vetë për frikën dhe për guximin.

Historia nuk shkruhet në gjaknxehtësi.



Ai kërcu atë tym nxjerr.



Kush lind nga macja, minj gjuan.



Nga tradita arratiset ose mendjemadhi ose i çmenduri.



Tradita nuk çrrënjoset, tradita prashitet.



Ne jemi zogj të dalë nga çerdhja e traditës. Glasat që kemi lënë në çerdhen e saj, shpesh i harrojmë.



Nuk ndërtohet rrota e historisë me masën e rrotës së veturës tënde.



Njeriu që nuk merret vesh se kush është, nuk kuptohet se ç'identitet ka.



Plaku sheh plakun dhe piqet në pension.



Plaku nuk bie nga fiku pa u pjekur.



Në pleqëri bëjmë llogarinë e viteve të djegura të rinisë sonë.

Djemtë rrihen me grusht, pleqtë çirren me thonj.



Kur isha i ri ndryshe do të isha sjellë me pleqtë, po ta kisha kuptuar shprehjen "Të jetosh do të thotë të plakesh".



Ka shumë vjet, kur një ditë bisedoja për vlerën e pleqve me Skënder Luarasin. Ai, pasi më dëgjoi, më tha: "Ka pleq në Tiranë që nuk i meritojnë shpenzimet e varrimit."



Plaku i shkel rrugët me mend dhe pa këmbë; i riu i shkel me mend dhe me këmbë.



Pleqtë futen në guvën e të kaluarës për t'u prehur dhe për t'u ngushëlluar, pasi në të tanishmen nuk gjejnë një guvë të tillë.



Plaku ngatërron ngjarjet e realitetit me ngjarjet e ëndrrës.



Plaku fle pasdreke dhe kur zgjohet kujton se është mëngjes.



Plaku torollaku qëndron në shoqërinë e grave si karabushi në kopshtin e qepëve.



Plaku me kokrrat e tespiheve numëron ditët dhe vitet, që i kanë mbetur.

Nuk ka gjë më qesharake sesa kur rrihen dy pleq me njëri-tjetrin.



Kush qesh pleqtë, qan të ardhmen e vet.



Macja plaket, por minjtë s'i harron.



Pleqëria është helmi me veprim të ngadaltë tek rinia.



Rrudhat e ballit të plakut janë rradhët e faqeve të romanit të një personazhi të ri të dikurshëm.



Bari sa herë plaket, aq herë rinohet.



Plaku s'bën dot kakën, bën divorc me plakën.



Të sotmen dhe të djeshmen ne i kemi hedhur në një luftë të tmerrshme kundra njëra-tjetrës. Tymi që ngrihet nga fusha e kësaj lufte nuk na lë të shohim të nesërmen.



Nuk ka pleqëri që të mos jetë hileqare.



Pleqëria plak trupin, por jo veset e rinisë së saj.



Pleqëria korrigjon gabimet e rinisë, por fatkeqësisht ky korrigjim nuk hyn në punë.

Pleqëria ha gjellë në pjatën e kujtimeve.



Për moshën e një mize nuk na shkon mendja kurrë.



Të djeshmen, zakonisht, e mohojnë ata që i tremben të sotmes.



Shekujt janë gjerdanë vitesh të varur në qafën e kohës.



E kaluara nuk ndryshohet; mbi të kaluarën ndërtohet.



Kur babai i bie daulles, i biri duhet të kërcejë.



Çdo bretkosë kënetën e saj lavdëron.



Unë kam frikë më shumë nga grerëzat, se nga qentë.



U rrit, por s'kishte rrënjë që ta mbanin.



Prejardhjen tënde as e shet, as e ble.



Kur rrjedh uji noton peshku.



Vrapi i kohës është i tmerrshëm për gruan.

Psherëtimat e pleqve janë jehona e kujtimeve të tyre.



Plaku ia kafshoi veshin plakës! Tjetër gjë s'mund t'i bënte!



Në pleqëri më shpesh numërojmë mëkatet, sesa vitet që ikën.



I moshuari, kur kujton vitet e shkuara, psherëtin. Kjo psherëtimë është jehonë e mallit për rininë, që nuk kthehet.



Për plakun më të vlefshme janë tri pordhë në ditë, sesa tri perla në javë.



Plaku i trembet natës dhe shtratit.



Plakun e ka marrë lumi në dhomë.



Vetmia nuk ka dhëmbë, por ha veçanërisht pleqtë.



Para se të bësh skicën e të ardhmes duhet t'i hedhësh sytë në tablonë e së shkuarës.



Plaku shkruan duke pjerdhur.



Nuk ka shkrim plaku pa pordhë.

Gruaja e plakut apo plaka, e hollë, e dobët, kockë e lëkurë, ecte nëpër dhomë. Plaku në një cep të tavolinës e shikonte dhe duke psherëtirë thoshte: Bythacja e dreqit!



Plaku me plakën grinden mes tyre, se kujdesen shumë për njëri-tjetrin.



Më ha hunda, po s'kam me cilin të zihem, përveçse me pleqërinë time.



Plaku shkoqet. E dini ç'domethënë?



Kur plaku i trembet kohës së ftohtë, ka frikë nga vdekja.



Të ardhmen askush nuk mund ta bëjë konservë.



Për të parë të nesërmen, duhet të jetosh të sotmen dhe të kujtosh të djeshmen.



*Dialog.*
*- Pleqtë më trembin.*
*- Më vonë ti do të trembësh të tjerët.*



Na vjen keq për ditën që iku se nuk i dhamë gjë me vete.



Ditët harrohen kur nuk u jep gjë.

Plaku shpesh lëshon psherëtima, rrallë derdh lot.



Përvoja është mësuese e rreptë dhe shpesh e egër, por të mëson më mirë se kushdo.



Kur dita e sotme bëhet e djeshme, ne bëhemi historianë. Për ditën e sotme jemi gazetarë ose shkrues ditarësh.



"Rrotën e historisë mos e mat me rrotën e karrocës tënde". Këtë shprehje e kam harruar se kush e ka thënë, por karrocën e shoh tek udhëtojnë shumë historianë zyrtarë në vendin tim të bekuar.



Me të vërtetën luajnë ping-pong të gjithë.



E vërteta e gënjeshtarit është gënjeshtra.



Nuk ka njeri të mos gënjejë. Çështja qëndron në masën e gënjeshtrës.



E vërteta është minoritet në pushtetin e gënjeshtrës.



Kush nuk di përralla, nuk di të vërteta.



Në tryezë mburr të vërtetën. Në shtrat flë me gënjeshtrën.



Në botë nuk ka njeri që të mos zihet për dy gjëra: për të vërtetën dhe për gënjeshtrën.



Të vërtetës dhe gënjeshtrës nuk i gjendet kufiri ndarës, ashtu si zjarrit dhe tymit.



E vërteta noton kundër rrjedhës së përroit të gënjeshtrave.



Në pyllin e gënjeshtrave rritet e vërteta.



Ka shumë të vërteta që me dhunë janë kthyer në gënjeshtra.

Gënjeshtra është një e vërtetë e kthyer kokëposhtë.



E vërteta dhe gënjeshtra janë motra rivale.



Disa i tremben gënjeshtrës, disa të vërtetës.



Nuk fshihet bualli në rërë.



Me shufra të kalbura nuk thuret gardhi.



Troket në portën e së vërtetës vetëm ai që gjatë rrugës është rrahur me shokët e tij.



Të vërtetës i trembet ai që e lavdëron më shumë.



Gënjeshtra specializohet në shkollën e së vërtetës.



I qep kopsat me pe të kalbur.



Më pak gënje, me qetë fle.



E vërteta është një, ne jemi shumë.E ç'na mbetet po ta ndajmë mes njëri-tjetrit.

Gënjeshtra në vreshta.



Nuk ka njeri më të paturpshëm, sesa ai që shtrembëron të vërtetën për dobinë e tij.



Ndodh, shpesh, që gënjeshtra është e dobishme, veçanërisht, kur është rasti i shpëtimit të kokës tënde dhe të shokut të ngushtë. Atëherë kthehet në një të vërtetë.



Dikur mbretërit dhe sundimtarët kanë qenë kampionë në fushën e lojës me gënjeshtrën, ndërsa sot janë partitë dhe parlamentet.



Kush gënjen jeton më gjatë.



Jeta pa gënjeshtra do të ishte një roman i mërzitshëm.



E vërteta rrallë e mposht gënjeshtrën.



Makina e jetës sonë më shumë se në gjysmën e kohës udhëton në autostradën e gënjeshtrës.



Nihilisti vetëm përpara gënjeshtrës bëhet optimist.



Shpesh gënjeshtra mposhtet me gënjeshtrën.

Gënjeshtra këmbët i ka të shkurtra, por thonjtë i ka të gjatë.



Gënjeshtra është një e vërtetë e pikturuar.



Vetëm kafshët nuk gënjejnë.



Në rrethana të jashtëzakonshme gënjeshtra të shpëton, gjë që e vërteta nuk ka fuqi ta bëjë.



Nga e vërteta e kanë pësuar më shumë njerëz, sesa nga gënjeshtra.



Vetëm kafshët nuk gënjejnë.



Gënjen ai që thotë se kurrë nuk gënjen.



E vërteta vjen lakuriq. Mos kini turp, përqafojeni.



Gënjeshtra vishet e ngjishet, bën dhe kozmetikë dhe ulet në tryeza luksoze ku vetëtijnë unazat dhe gjerdanët. E vërteta qëndron në këmbë lakuriq. Të gjorës, kanë turp t'ia japin dorën!



Dikush ka thënë se gazetat janë hekurudha të gënjeshtrës. Po unë mendoj se sot mund t'i quajmë edhe autostrada të shpifjes.

Shpifja dhe thashethemet janë të bijat e gënjeshtrës.



Gënje dhe sofra shtrohet!



Gënjeshtra ikën, por të lë nishan në fytyrë.



Edhe perëndia gënjen.



I shoqi gënjente, e shoqja trillonte.



Ka të vërteta që fitojnë vetëm në miqësi me forcën.



E mira edhe e liga vrapojnë bashkë; cila të dalë e para.



Sado t'i hedhësh ujë blozës, e zezë mbetet.



Nuk ka njeri të mos jetë gjakatar përderisa përgjak kafshët.



E liga kur ndahet pakësohet, e mira shtohet.



Qetësia prishet kur është e gënjeshtërt.



Më mirë është të mbash një gomar, sesa një kalë të keq.

Derrit po ia fërkove veshin, të çan barkun.



Ha me gojë e shkel me këmbë.



U bë si grerëza në hundën e ariut.



Ngordhi si qeni në zinxhirë.



Uji i çatisë në kanal bije.



Nuk di të luajë valle, thotë dyshemeja është e shtrembër.



Edhe mishin e keq e hajnë, ndërsa kockën e mirë e hedhin.



S'ia nxjerr sytë korbi korbit.



Këtu bie thëngjilli, atje del flaka.



E madhja nuk është gjithmonë e mirë. Në një shtëpi të madhe mund të jetojnë shpirtra të këqinj, ashtu siç mund të jetojë një shpirt i lig tek një shkrimtar i madh.



Kur qan krimineli, qan veten e vet.



Ai që ecën nëpër gropa, gjen gropën e vet.

Qimet ndotin mjedisin e fytyrës.



Të keqen e dëgjon edhe shurdhi.



Kokat e të mirës dhe të keqes flenë në një jastëk. Problemi është se cila zgjohet e para.



Jo çdo gjë që ekziston ka të drejtë të ekzistojë. Ka të drejtë shfrytëzimi i njeriut?



Gënjeshtrën e ledhatojnë, të vërtetën e gërvishtin.



Njeriu edhe kur gënjen qëndron pranë të vërtetës.



Në Shqipëri e vërteta fle gjatë nën çarçafin e gënjeshtrës.



Thonë se politika është lojë. Po sikur të jetë lojë me armë?



Kur ha hudhra, s'ka nevojë të tregosh çfarë hëngre.



Njeriu që gënjen dy-tri herë, varet nga gënjeshtra si nga droga.

Ka njerëz që bakllavasë së gënjeshtrës i hedhin aq shumë sheqer, sa nuk hahet!



Më mirë të gënjesh, sesa të shtrembërosh një të vërtetë heroike.



Sado të përpiqemi të mos gënjejmë, një gënjeshtër të vogël e bëjmë.



Ai, që thotë se nuk ka gënjyer kurrë, fsheh gënjeshtrën më të madhe, që ka bërë.



Gënjeshtra mbrohet më shumë se e vërteta.



Në mbrojtje, e vërteta është më e dobët se gënjeshtra.



Sado ta zbukurosh me manushaqe bajgën, erë bajge do të vijë.



Syri dhe veshi dëgjojnë dhe shohin shumë, po goja ka frikë të tregojë se ka trurin që e cenzuron.



Sheqeri i frazës shton diabetin e mendimit.



Zjarri i gjuhës e nxjerr tymin në kokë.



I mënçuri zbulohet më lehtë, kur ka shumë budallenj.



Koka e thatë nuk ujitet.



Ai që nuk merr vesh, s'është e thënë që të jetë i shurdhër.



Për atë njëlloj janë, si mali si kodra.



Mendimet i ka pus të thella, por kovën që i nxjerr e ka të shpuar.



Budallai i ndez fener të verbërit.



Trup e hije, mend asnjë fije.



Mendja ndrit rrugën e zemrës.



Paraja hua kthehet, mendja hua mbetet.



Gjembin nuk ka nevojë ta mprehësh.

Po të notosh kundër rrjedhës, mëso ku është burimi.



Lundro me kapedanin, udhëto me udhërrëfyesin, kuvendo me të diturin.



Budallai i ble të verbërit gjilpërë.



Mendon se fshati i tij është bota.



Lopë s'ka e shkon për bar.



Budallai djeg shtëpinë për të përzënë minjtë.



I marri fshihet në kosheren e bletës.



E rreth veten si lopa kurrizin me bisht.



Budallai ndez zjarr mbi çatinë e shtëpisë së tij.



I padituri krip ujin e detit.



Dinaku edhe ndaj vetes bën dinakëri.



I mënçmi e hedh vallen edhe në tepsi.

Prona e budallait nuk është mendimi, por fjala.



Budallai ka dy pika mbështetëse: këmbët dhe fjalët.



Lules nuk di t'i mbajë erë gomari.



I padituri hutohet si gomari në vapor.



S'pëllet gomari në vapor.



Ai që guxon ta quajë veten budalla, është më i dituri nga të gjithë.



Mendjemadhi zvogëlon mendjen e vet.



Njeriu i dobët qëndron më lart se mendjemadhi.



Kupa e diturisë asnjëherë nuk duhet lënë e zbrazur.



Për veten e tyre njerëzit e zgjuar flasin me humor, për ata të tjerët flasin seriozisht.



Dyshimi është më shumë dituri, sesa dinakëri; por mbi të gjitha është përvojë.



I mençuri është trim i heshtur.

Ai që thotë se gjithçka është e kuptueshme, ka njohur vetëm të kuptueshmen.



Vetëm dy qenie qelben nga koka: peshku dhe njeriu.



Injoranca vrapon me shpejtësinë e diturisë, në mos më shpejt.



Çdo njeri ka të drejtë të jetë budalla; të drejtat dhe liritë e budallenjve mbrohen me ligj.



Budallai e shkruan budallallëkun e tij me shkrim më të bukur se i mençmi mënçurinë e vet.



Budallai sjelljet e tij nuk i ka mësuar në shkollë nga libri i edukatës morale.



Tre budallenj bashkë mposhtin një të mençëm.



Sa më shumë budallenj të ketë, aq më shumë gëzohen të mençmit.



Humori më i madh buron më shumë nga një tavolinë me dy budallenj e një të mënçëm, se sa nga një tavolinë me tre të mençëm.



Budallai kur shpohet me gjilpërë bërtet, i mençuri rënkon.

Të bëhesh i ditur do të thotë të durosh mundimin.



I mënçuri librat i zgjedh, budallai i merr me radhë.



Historia është bashkëjetesa e të mençurve me të çmendurit.



Edhe ai që qesh pa shkak, edhe ai që qan pa shkak, të dy bëhen qesharakë.



Ata që nuk mendojnë, janë gjithmonë dakord.



Të mençur ka më pak, se besimtarë e budallenj.



I mençmi nuk mund të jetë ngaherë mendjemprehtë, nëse nuk ka çaste mendjetrashësie.



Budallai nuk ka alternativë.



Po të pyesnim se cili është më i mirë, budallai apo i çmenduri, unë kisha për të zgjedhur të çmendurin, pasi ky nuk të mërzit gjatë.



I dituri mund të kthehet në të çmendur, por jo në budalla.



Budallai nuk çmendet.

Ai që nuk shkon tek e vërteta, tërhiqet nga mënga prej gënjeshtrës.



Askush nuk e di se ç'mund të ndodhë sikur një ditë të gdhihen budallenjtë të mençëm.



Kur një ditë të bëhen budallenjtë të mençëm, nuk do t'i quajmë budallenj, por ish budallenj.



Unë mësoj më shumë nga budallenjtë se të mençmit, pasi i mençëm jam vetë.



Syri ndonjëherë dëgjon më shumë se veshi, po edhe veshi, shpesh shikon më shumë se syri.



Lulishtari dhe akademiku në një lule shikojnë dy lule: lulen e lulishtes dhe lulen e Akademisë.



I mençëm është ai që pastron pusin e thellë të diturisë së tij nga hedhurinat e mediokritetit të vet.



Mendja bën kalara, çmendja bën hatara.



Mund të jesh më i dituri dhe s'mund të jesh më i miri.



Mënçuria nuk ekziston si e tillë në vetvete. Ku ta dijmë se ekziston nëse nuk e përhapën të tjerët?

I mençuri sa më të hollë ta ketë mendimin, aq më të trashë e sheh budallain.



Në njëqind mjekërmbajtës vetëm një mund të meritojë disa qime mënçurie.



Lavdia është e shkurtër, kujtesa është e gjatë.



Po nuk harrove, nuk kujton.



Harresa është pellg, kujtesa është përrua.



Kur shkon në një vend, kthimi ka vlerë, jo mbetja.



Ai që di pak, mendon se di shumë. Ai që di shumë, thotë se di pak. Të dy janë mburravecë. Njëri mburret me mendjemadhësinë, tjetri me modestinë.



Ai kishte aq dëshirë për të treguar trimëri, sa ishte i gatshëm të qëllonte karkalecin me kundërajror.



Ndonjëherë bëhet burrë edhe ai që mban mustaqe.



Mustaqet shërbejnë për të gudulisur burrërinë.



Sokrati thotë: “Unë di një gjë, që s’di asgjë”. Shqiptari thotë: “Unë di një gjë, që i di të gjitha”.

Kush rreh gjoksin, tremb zemrën.



Nuk kapet maçoku për koqesh.



Zogu që bërtet, s'është i majmë.



Kur ngjitet majmuni lart, tregon bythën.



Atje ku mungon mendimi ndryshe, çdo mendim mund të merret ndryshe.



Rrënja ushqen frutin për të tjerët.



Shumë shqiptarë kanë qejf të marrin flakë pyjet që të duket më mirë shqiponja majë shkëmbinjve.



Burracaku bën hartime të bukura për burrërinë.



Mburrja është një pelë e majme me të cilën nuk i ngjitesh dot malit.



Mendjemadhi është truvogël.



Vetëkënaqësia është karakteristikë e atyre që ngopen më lugë të zbrazët.

Vetëmburrja shtyp poetët.



Mbroju nga ai që i flet goja para mendjes.



Po s'lëvize mendtë, nuk të hanë qentë.



I dituri ose hesht, ose flet rrallë.



Aforizma shkruajnë ose pleqtë, ose të lajthiturit. Unë jam mesi i tyre.



Njeriu i mençëm një herë në javë duhet të flasë gjepura.



Pjatalëpirësi është më i mirë, se sahanlëpirësi.



I qan hallin bretkosës, se laget nën shi.



Servili bëhet saç për lakrorin e botës.



Edhe mbreti e pëlqen lajkën, veçanërisht kur i bëhet nga një mbretëreshë.



Lajkatari dhe batakçiu janë binjakë të pjellë nga nëna Poshtërsi.



Lajka është një gjellë, që në fillim të shijon, pastaj të vjen për të vjellë.



Kupa e lëvdatës të deh më shumë se çdo kupë tjetër.



Asnjë servil nuk mund të jetë servil.



Servili kënaqet kur bëhet shërbëtor.



Pasqyra ta tregon të vërtetë fytyrën, kur nuk është e thyer.



Shumë veshë specializohen për të dëgjuar, në radhë të parë, pronarin ose shefin.



Servili rritet në djepin e shefit.

Vesh: organ që dëgjon, në radhë të parë, pronarin.



Nuk kishte vesh muzikor, kishte vesh thashethimor.



Më shumë se çdo krijesë e botës e kanë qejf lajkën; macja dhe gruaja.



Ezopi të gjitha fabulat e veta i ka nxjerrë nga thashethemet e gruas së tij dhe shoqeve të saj të mëhallës.



Kush përkëdhel macet, afron minjtë.



Me sy nga Allahu, me zemër nga shejtani.



Lajkën e mbollën në fillim mbretërit në oborrin e tyre. Pastaj ajo u kultivua nga të gjithë ata, që donin të imitonin mbretërit në gjuhë, në sjellje dhe në jetesë. Më vonë lajka u përhap si duhani, që dikur e përdornin qarqe të kufizuara njerëzish.



Fjalën e keqe e dëgjon edhe i shurdhi.



Lavdërimi pa masë është tallje me masë.



Ruaju nga ai që nuk të ka kundërshtuar kurrë.



Toka vërtitet rreth vetes dhe rreth diellit. Ne vërtitemi rreth lëmshit të thashethemeve dhe rreth vetes.

Të kënaqesh me një premtim të bukur është njëlloj si të shijosh një dash të pjekur të pikturuar.



Pulat sado përvojë të marrin nga patat, nuk bëjnë vezë të mëdha sa të patave.



Fëmijët janë gonxhet nga dalin burrat.



Vetëm të shpresosh, do të thotë të ngrohësh duart në dritën e yjeve.



S'vjen laraska nga Alaska.



Toka që nuk prodhon është më e preferuara për nihilistin.



Pesimisti dhe optimisti flenë bashkë në shtratin e hiçit.



Në buzë mjaltë, në gjuhë helm.



Deti për lumin e ka të hapur portën e shtëpisë.



Të gjithë vetëlavdëruesit, mendjemëdhenjtë dhe nihilistët që njoh, kanë një art steril dhe artificial që duket në fjalët e tyre. Toka ku ata hedhin farën është pa mikroorganizma dhe prodhimi është i zbehtë, i papërfillshëm. Në fund të fundit edhe ata vetë janë pjellë e një toke pa mikroorganizma.

Atë që ne vetë nuk e dëgjojmë, nuk do të thotë që nuk ka zë.



Gëzimi nxit euforinë, hidhërimi pesimizmin.



Ka një javë që jam optimist. Mos jam i sëmurë? Unë nuk e kam pasur më parë këtë sëmundje.



E qeshura e vazhdueshme është sëmundje.



Shpresa na e bën me dorë edhe kur jemi në shtratin e vdekjes.



Mërzia është shkretëtira e gëzimit.



Egoisti mban peng vetveten.



Veshi i tij i duron brenda edhe kërcimet e pleshtit.



Vetëvrasësi armën e gjen në depon e dëshpërimit.



Plaku fle pak nga frika se nuk zgjohet.



I mërzitshëm si e ëma e shiut.



I pikonte shpirti nga hundët.

Lotët gëlltiti, dëshpërimin fshihe.



Grindaveci grindet me majën e gjilpërës.



Sëpata pa bisht hidhëron të zotin, por gëzon pyllin.



Ëndrra është pallati dhe gërmadha e realitetit.



Njëri ha qofte të prishura, tjetrin e zë barku.



Ai që nuk qan, nuk qesh.



Qeni që ha pulat e fqinjit, kur s'ka ha edhe të shtëpisë.



Në një vrimë të vogël hyn një e keqe e madhe.



Unë kur qesh, përgatitem të qaj.



Një javë hidhërimi lahet me një orë gëzimi.



Nuk ka fatkeqësi më të madhe për macet sesa prishja e shtëpive me oborr dhe ngritja e pallateve me apartamente.



Përpara miut macja është më e tmerrshme se ariu dhe se njeriu.

Minjtë në skenën e teatrit të maceve shikojnë një tragjedi, ndërsa në skenën e teatrit të njerëzve shijojnë një komedi.



Nga dy gryka del plumbi i vetëvrasjes: nga dëshpërimi dhe nga frika.



Lumturia kur vjen përnjëherësh të sëmur, ashtu si frika e papritur.



Gjella e shpresës në fillim është më e shijshmja nga të gjitha gjellët, por kur serviret përditë kthehet në dietë për t'u dobësuar.



Kush qesh pa shkak, qan papritur.



Çfarë thotë këndezi kur këndon? Thotë: "Të zotin e shtëpisë e zuri gripi i pulave."



Lakuriq me duar në xhepa.



Nuk ka më të mërzitshëm se shkrimtari që hyn në gjithë tekstet e shkollave.



Nuk di ç'të bëjë njeriu i gjorë: Të hajë speca i djeg prapanica, të hajë kumbulla e zë barku, të hajë thana bëhet kaps.



Optimisti nxjerr lule nga goja dhe mendon se ato nuk do të vyshken.

Në një guvë, po i thirre jetës: Plaç! Plaç, të përgjigjet.

Ti qesh, po ai të bën të qash.

Më mirë të vuash nga plaga në trup, se nga plaga në shpirt.

Mërzia të bren ngadalë si krimbi trarin.

Premtimet janë pupla rabecke, që bëhen jastëk për të mirën e qafës.

Mërzia nuk është pa vlera. Klloçka mërzitet, kur rri mbi vezët ditë me radhë, por nxjerr pasardhës. Po gruaja, që mban një barrë nëntëmuajshe, kujtoni se nuk mërzitet, o ju që nuk vlerësoni mërzinë.

Ai që nuk qesh i shton dhimbjet.

Mërzinë e afron rakia dhe e largon dashuria.

Qesh, po mos u bëj përshesh!

Themi: të bëhet gjithçka, po kjo "gjithçka" mbetet si shprehja parazite "domethënë".

Trutë e të dehurit mbushin gotën.



Njeriu ka vese më të këqija se pija, por ato janë të fshehta dhe nuk duken. Pija duket, prandaj përgojohet më shumë se të gjitha veset.



Lëngu i hardhisë gjak i pleqërisë.



Gotën e sotme, mos e lër për nesër - thotë pijetari.



I dehuri sheh fushën dhe nuk dallon malin.



Pijnë minjtë, pijnë dhe arinjtë.



Majmuni nuk pi verë, se ka frikë mos bëhet njeri.



Vreshti me rrush, gotat i mbush.



Po të pinte verë Muhameti, do të bëhej Krisht.



Në ujë noton vetëm trupi, në raki noton edhe trupi, edhe mendja.



Vreshta nuk është lopë që milet përditë.



Kush ka një lopë dhe një vreshtë jeton një shekull.

Lopa, vreshta dhe ara – tri çezma ku njeriu kthehet në Perëndi.



Burri që pi verë, gruan s'e lë me të tjerë.



Kush pi verë e raki
E ka plot me miq shtëpinë.



Për verën s'vlen asnjë grosh,
Kur bëhesh sarhosh.



Pi verë, sa gota të nxërë.



Vera e tepërt, armik i gruas.



Po të pijnë verë gruaja dhe burri, të dashurit tremben dhe largohen.



Vera të deh si dashuria.



S'ka verë të ligë, ka pijetarë të ligj.



Vera kur hyn të bën luan, kur del të bën maçok.

Prifti e pi verën në dhomë, hoxha në bodrum.



Kush pi verën, e harron Perëndinë.



Vera ka Perëndi vreshtën.



Në rrush fshihet Zoti.



Vera nuk të lë virgjër.



Rrushin e ka qejf edhe grerëza.



Fqinji im kur dehej, i thyente edhe karriget, kur kthjellohej i ndreqte.



Pijetari i butë pi nga dy bute verën e dy pronarëve kundërshtarë.



Rakia dhe vera me dolli dhe me këngë e valle përcjellin stinën e vjeshtës; vetëm stina e politikës qëndron e vrenjtur dhe grindavece pa çarë kokën për rakinë e verën, duke murmuritur: “Mos na prishni Parlamentin.”



Vera e mirë e bënte të luante tango në dhomë.

Mosmirënjohësit sot i jep verë dhe musht, nesër ta kthen me shkelma dhe grusht.



Moj rakia me zinxhir,
kush të pi bëhet Shekspir.



*Në një darkë fshati në Mokër si i mbaruan dollitë për njerëzit, filluan t'u ngrenë shëndet lopëve të mëhallës.*
*- "E meritojnë"! – thirrën të gjithë.*



Piu raki sa i dogji veshi.



Vera dhe Rakia janë dy të dashurat e Çakër Qejfit.



Pija në fillim zbraz xhepin, pastaj trutë.



Jeta është egërsirë, po kemi mjete për ta zbutur, kemi rakinë.



Kopeja e fjalëve kullot në livadhin e veshëve.



Zotësia e fjalës është se nuk hyn vetëm në një vesh, por në shumë veshë përnjëherësh.



Fjala në majë të gjuhës, shpirti në majë të hundës.



I thyen fjalët si gurët në gurore.



Dy gjuhë tërbojnë një vesh.



Jo ç'thotë goja gjithnjë bën veshi.



Gjuha e zbulon dhe e mbulon njerinë.



Fjala e rëndë rrëzon malin.



Vetëm gjuha e popullit as shitet, as blihet.



Llafazani e ka gjuhën si bishti i këndezit në erë.



Sado i gjatë të jetë litari, gjuha ia kalon.



Gjuha rri në gojë, por përzien botën.



Gishtërinjtë janë gjuha amtare e shurdh-memecëve.

Ka fjalë që mprehin mendjen, por ka edhe fjalë që çajnë veshin.



Krimineli i vdekur vdes përfundimisht vetëm nga fjala.



Fjala vërtet që mund të çajë errësirën, por mund të errësojë edhe dritën.



Nga fjalët: “Na nxirr një gotë!”, kuptojmë se kush i thotë.



Nuk ka gjuhë më të sinqertë në botë se gjuha e zogjve.



Një fjalë shkon në vesh, sakaq bën një përshesh.



Një fjalë e zezë të shpie në varrezë.



Siç ka përmbytje nga lumenjtë, ka edhe përmbytje nga fjalët.



Edhe fjala, si leku, kursehet.



Arroganti e shqyen fjalën si ujku delen.



Për një fjalë vret dhe të vrasin.



Fjala është e imtë, por fryhet nga uji.

Fjalët me ujë shumë, oratorin e mbytin në lumë.



Fjala e fryrë fsheh faktin.



Rrënjët e gjuhës zgjaten në zemër.



Lapsi nuk shkruan mbi ujë, por ujin e derdh mbi letër.



Oxhaku djeg drutë, goja djeg fjalët.



Përroi i fjalëve nuk e lë trurin të kalojë matanë.



Redaktor: Njeri që pret vezën e strucit, por që kënaqet me vezën e rabeckës.



Surrat dhe fytyrë emërtojnë të njëjtën pjesë të trupit, por nuk emërtojnë të njëjtin mendim. Fytyrë për të mirë, surrat për të keq.



Fakti mbetet i ngrirë po s'u shkri nga interpretimi.



Fakti pa arsyetim mbetet budalla dhe e bëjnë pronë të tyre budallenjtë.

Puna e përditshme e gazetarit: qimja të bëhet tra, trari të bëhet qime.



Nuk ka pak gazeta, që janë gjiriza partish.



Ka gazeta që në vend të shkronjave kanë të dhjera mizash.



Shumë fakte bëjnë një arsyetim.



Ka gazeta tek ne, që nuk janë të mbushura me shkronja, por me miza të ngordhura nga helmi i letrës së vetë gazetës.



Jo të gjithë ata që kanë gjuhë flasin.



Mos bëj më buzë "pëf" në foltoren e parlamentit; bëj vetëm "përc" tek dera, jo me buzë.



Televizori dhe interneti, hanë librat si cjapi lakrën.



Po hyri morri në lesh është vështirë ta gjesh; më e vështirë se kritiku anonim në faqet e gazetës.



Vetëm fantazia nuk ka mure të pakapërcyeshme.



I verbri me armë nuk qëllon dot në shenjë, me fjalë po.

Poeti në shoqëri është si manushaqja e prillit në mes të dëborës.



Shkrimtarin e prish gazetaria, gazetarin letërsia.



Shkrimtari i mirë di të heshtë.



Kur shkruajnë drama të gjithë shkrimtarët, nuk ka asnjë dramë.



Poezia që bërtet është e sëmurë.



Poezia e parë lindi kur njeriu filloi të mërzitej.



Nuk ka letërsi të keqe, ka shkrimtarë të këqinj.



Shkrimtarët e vegjël nuk rriten, pasi tremben nga të mëdhenjtë.



Shkrimtarët e mëdhenj janë diktatorë ndaj të vegjëlve.



Majmuni po të mundte të mërzitej, do të bëhej poet.



"Gjyshi ha letër" – më thoshte ime mbesë, kur më shihte përkulur në tryezë, duke shkruar.



Të jesh shkrimtar i vërtetë, do të thotë të shkruash siç ha bukë kur je i uritur.

Një letërsi ka shkrimtarë të mëdhenj, pasi ka mesatarë dhe të vegjël.



Shkrimtarët mesatarë dhe të vegjël janë humusi, që ndihmon rritjen e të mëdhenjve, ashtu si humusi që rrit trëndafilat.



Formalist: kokërr arre pa thelb brenda.



Poeti optimist kërkon sorrën e bardhë.



Në dramën e keqe konflikti kthehet në grindje.



Poeti sheh ëndrra në diell dhe shkruan për shiun.



Ka shkrimtarë që barazojnë letrën me letërsinë.



Jo çdo gjë e mirë është e bukur.



Shtëpia pa libra si kopshti pa zogj.



Me pakësimin e lindjeve të fëmijëve, pakësohen lindjet e gjenive.



Unë për të hyrë në Partinë e Punës bëra lutje, kurse në poezi hyra pa lutje.

Shkrimtari i madh është peshkaqen. Ai një ditë i ha edhe ata të vegjël që e lavdërojnë, pasi nuk ngopet me lavdërime.



Asnjë lexim libri nuk të bën të mendohesh, aq sa ç'të bën një shëtitje në varreza.



Peshku qelbet nga koka, shkrimtari nga libri i vet.



Veset e rinisë së shkrimtarit rriten në pleqërinë e tij.



Metaforat e fëmijëve ua kalojnë atyre të poetëve.



Nuk ka më pak shkrimtar diktatorë në letërsi, sesa politikanë diktatorë në shoqëri.



Poezia lind më shumë nga pakënaqësia, sesa nga kënaqësia.



Ai që nuk di përralla, nuk bëhet shkrimtar i mirë.



Shkrimtari që ka frikë nga kritika, ndjen dobësinë e veprës së tij.



Shkrimtari modernist me kalimin e kohës, i kthehet folklorit, që dikur e kishte përbuzur.

Shkrimtari, si pema, lulëzon dhe thahet, veçse tharjen e quan lulëzim.



Shkrimtari intrigant njeh më mirë fushën e intrigës, sesa të letërsisë.



Shtatë netë bëjnë shtatëdhjetë romane ëndrrash.



Ka shkrimtarë që kalojnë në krijimtari tri faza: fazën e luanit, fazën e urithit dhe fazën e dhelprës.



Letërsinë e sotme e mbajnë të gjallë më shumë gënjeshtrat sesa të vërtetat.



Shkrimtari i madh – fatkeqësia e të voglit.



Nuk ka letërsi vetëm me një shkrimtar të madh, ashtu siç nuk ka det vetëm me një peshk.



Poeti nga lulja këndon, shkencëtari nga lulja mendon.



Në rini libri përpihet, në pleqëri përtypet me dhëmbë të vënë.



Poezia këndon, proza tregon.



Talentet rrëzojnë shabllone dhe ndërtojnë shabllone.

Pranvera është zgërdheshje tërheqëse e natyrës, pas të cilës çmenden poetët.



Shkrimtarët që shkruajnë romane pornografike, në përgjithësi, janë impotentë.



Konçiziteti në letërsi është raki rrushi e zier dy herë.



Suksesi i romanit modern: këndezi pederast dhe pula lezbike.



Shkrimtari shkruan biografinë e tij për të pasqyruar heroin pozitiv.



*Një kritik më tha:*

*- Do të shkruaj një dramë karakteresh.*

*- Nëqoftëse ke vetë karakter, ke ç'tu japësh personazheve – i thashë.*



Letërsia është pyll që nis nga drurët e shkurtër dhe mbaron tek të gjatët.



Konservator: peshk i konservuar në kuti.

Liberal: peshk në det, por që zihet në rrjetë dhe përfundon në kuti konserve.

Ka humor përqeshës, ka edhe humor qesharak.



Letërsinë më shumë e vrasin shigjetat e jeniçerëve të një talenti të madh, sesa pushkët e një diktature të rëndë.



Po të bënte një garë me kurvat, shkrimtari fitonte.



Sa më shumë talente të ketë letërsia, aq më pak shabllone përhap një gjeni.



Kur njerëzit thonë kjo vepër është e filanit, atëherë shkrimtari e ka fituar famën.



Shkrimtari e ndryshon gjakun më lehtë dhe më shpejt se nga të gjitha qëniet: ngryset me gjak të kuq, gdhihet me gjak blu.



Kur vetë shkrimtarët lartësojnë në kulm vetëm vlerën e një shkrimtari, ulin vlerën e tyre.



Kur bën një pordhë një shkrimtar i madh, të parët e dëgjojnë lajkatarët e tij dhe të parët vrapojnë t'i marrin erë.



Tek poeti poezia bëhet pjesë organike e jetës si lëngu në trupin e pemës.

Shkrimtarë me penë të zgjedhur, por njerëz me zemër të pjerdhur.



Shkrimtar mburravec – romane buburrecë.

*Një miku im kishte hapur një libër dhe po lexonte në dhomën e tij. Erdhi një fqinj, e gjeti në dhomë dhe i tha:*

*–Paske mbetur vetëm.*

*Miku im e mbylli librin dhe tha:*

*- Tani mbeta vetëm.*



Edhe në kotecin e poetëve ka këndezë të krekosur.



Njëqind poetucë mbytin një poet.



Asnjë diktaturë nuk gjen dot armë për të vrarë letërsinë e vërtetë.



Shkrimtari që thotë se nuk ka libra në treg, mburr veten.



Çdo vend ka dy letërsi: njëra që merr kredi nga populli dhe ia kthen me këste dhe tjetra që nuk shlyen asnjë këst.



Kush shkel librin sot, shkel shokun nesër.



Peshqit janë aktorët më të mirë të filmave pa zë.



Në krahët e këngës udhëtohet më bukur.



Piktura nuk rrëfehet, piktura shikohet.



Të më falin këngëtarët dhe poetët, po për mua, kënga e një këndezi në mëngjez qëndron mbi të gjitha këngët dhe vjershat.



Kënga e gëzimit dhe kënga e trishtimit kanë të përbashkët mallin.

Arti ka dy fytyra: njërën ua kthen të mënçurve dhe tjetrën budallenjve.



Seksi, emblema e këngës moderne shqiptare, po bëhet edhe garnitura e pjatës muzikore në tavolinë.



Nga një peizazh i keq në pikturë na mërzitet edhe vetë natyra.



Idetë vjetërohen si këpucët. Disa i mbajnë, se po të blejnë të reja u vrasin këmbën.



Nuk ka ide të thjeshta, por ka ide të pakuptueshme.



Lufta e ideve përfundon në pushtet dhe pushteti në diktaturë.



Në luftën e ideve përgjaken mendjet, por ndodh që edhe trupat.



Ka njerëz që idealet i ndërrojnë më shpesh se çarçafët e shtretërve të tyre.



Në Shqipëri ideali dhe feja ndryshojnë si çmimet.



Ha, ha, se përsëri një pjatë do të mbetet.



Filozofia të mëson të mos qash në prag të vdekjes.

Ne i nënvleftësojmë idetë tona, kur në vend t'i ndajmë me të mënçmit, i ndajmë me budallenjtë.



Idetë janë femra me barrë. Të kujdesemi mos dështojnë.



Ka dy lloj të pasurish: me ide dhe me para. Të pasurit me ide zbulojnë burimin për të pasurit me para.



Bota ka më shumë të pasur me para sesa të pasur me ide.



Ndonjëherë idetë bëhen mish për qentë.



Shpesh fama e një shkrimtari kthehet në modë dhe ikën si moda.



Një shkrimtar i madh mund të jetë njeri i vogël.



Më mirë të jesh qytetar i madh sesa shkrimtar i vogël.



Nën frazat – bomba rënkojnë mendimet e plagosura.



Shkurret nuk rriten nën hijen e rrapit.



Im atë më mësoi punën, gjyshja fantazinë.



Kështjella e poezisë është matanë një lumi pa urë. Që të shkosh

në keshtjellë, duhet ta mësosh notin.



Më mirë të kuvendoj me librat sesa me deputetët.



Poeti mundohet t'i bëjë për të dashurën gjerdan edhe pikat e vesës në livadh.



Ngaherë çuditu, që të thonë: sa i çuditshëm!



Poeti synon drejt harmonisë dhe në të njëjtën kohë e prish këtë harmoni për të arritur në një harmoni më të përsosur.



Njeriu mund të kishte më tepër mendje krijuese, po të mos kishte turp.



Ka pak gjeni të gjallë, të vdekur janë dhjetëra herë më shumë.



Ai që bën humor në libra, është i trishtuar në jetë.



Kopshtari i lexon më me dëshirë radhët e preshve sesa radhët e një romani modernist.



Unë të vetmen kredi që marr, e marr nga kredia që më jep Banka e Folklorit.

Kultura pastron plehrat e trurit.



Shkrimtarët janë kurva të partive politike, por nuk përjashtohet të jenë edhe kurvarë.



Njeriut të heshtur i thonë: këtij duhet t'ia heqësh fjalët me grep. Shkrimtarët që nuk e njohin gjuhën e popullit, madje e përbuzin, thonë: ai mezi flet. Populli është më modern, se ata që hiqen si modernë.



Letërsia është livadh, asnjë kosar nuk mund ta kositë plotësisht. E kosit vetëm përsipër.



Letërsia, të rrallë janë ata që e kuptojnë ç'është kjo gjë e çuditshme.



Ka njerëz të letrave që bëhen nihilistë për t'u dukur.



Ai që s'ka inat nuk bëhet poet.



Shkrimtarët, që marrin një nam të madh në një vend dhe quhen gjeni, pengojnë për një kohë të gjatë ecjen përpara të letërsisë.



Shtëpia pa muzikë është si biblioteka pa libra.

Me një libër bën për vete një mik.



Me një libër dhe me një shkop shkon deri në Alaskë.



Me librin e mirë dhe fjalën e lirë bëhesh shenjtor.



Poeti është si fëmijë që habitet me gjërat që sheh dhe flet me metafora.



Me librat që janë botuar në shekuj, po t'i vendosje njëra mbi tjetrën, do të ngjiteshe ndofta mbi hënë, por të pakët janë ata autorë që mezi janë ngjitur edhe mbi krahinën e tyre.



Unë jam një cjap që ha letër. Të gjithë shkrimtarët janë cjepër.



Ideja për të shkruar një poezi është si një vajzë, që po nuk e ndoqe, të braktis.



Hëngri për darkë dy pula dhe në gjumë filloi të kakarisë.



Dashi kullot në livadh, njeriu kullot në kofshën e dashit.



Dashi me këmborë nuk rri me derrin me zile.



Pula pa zogj theret e para.



Secili ka vendin e vet: macja në vatër, qeni në portë.



Qesh ai që ka vesh.



Leshi i gomarit nuk bëhet gunë.



Kungulli nuk varet në kallam.



Mos qesh si sorrë pullazi.



Qesh ai që di të qajë.



Sado e madhe të jetë anija, për detin është e vogël.



Nga zilia për zogun, njeriu krijoi aeroplanin.

Kush vret, përgatit vrasjen e vet.



Nga copa e bukës bien thërrimet e tokës.



Dhëmbi i prishur sëmur kokën.



Shumë pleshta bëjnë një pleshtëri.



Vetëm qeni që s'leh, e ndjen veten të sigurtë.



Macja nuk leh si qen, ndërsa njeriu leh.



Në mes të pulave njeriu është dhelpra më e madhe.



Opozita gëzohet kur bie breshër në arën me grurë të pushtetit.



Ka edhe pula, që për inat të këndezit, e bëjnë vezën në furrikun e huaj.



Qeni të zotit i ngjan.



Vetëm kafshët nuk hakmerren.



Jo të gjithë zogjtë vdesin në fluturim.

Nën qimen e këndshme, fle ujku i tmerrshëm.



Gomari pëllet, njeriu thërret.



Uji llokoçet në enën e mbushur përgjysëm.



Edhe dhëmbi i vogël është, por lëkund kokën e madhe.



"U vesh, u mbath; ia veshi dhe ia mbathi." – Këtë frazë asnjë i huaj nuk mund ta kuptojë.



Maçoku është i odës, këndezi është i qymezit; maçoku për minjtë, këndezi për miqtë.



S'mbahen petullat nën sqetullat.



Me një thes me pleshta kruhet gjithë Tirana.



Kush ngopet me lugë të zbrazur, ka ngrënë fshehurazi.



Zogu përpara se të fluturojë në qiell, ecën në tokë.



Qosja sheh ëndërra sikur than mjekrën me tharëse elektrike.



Malësori në fushë, sheh ëndrra për malin.

Njeriu është fraksionist i Partisë së Majmunëve.



Zogu forcën e ka në krahë, maçoku në thonjtë.



Ka edhe gomerë me veshë të vegjël.



Ai i donte maçokët, prandaj e quanin maçokolog.



Qeni është ujk me shkollë.



Ajo kurvë ishte një makinë, që punonte për të gjithë.



Kush zihet me brumin, mbetet pa bukë.



As pula kemi, as me dhelpra nuk zihemi.



Pa ëndrra shpirti vyshket.



Jo çdo i kërrusur është kurrizo.



Merret me tymin dhe harron zjarrin.



Kërkon të gjejë kufirin në mes tymit dhe zjarrit.



Ai pas rrahjes mendonte për rregullat e saj.

E gris këmishën për ta matur.



Po të kujdesesh vetëm për dyshemenë, të bie tavani mbi kokë.



Ai e peshon edhe tymin.



Gjurmët nuk kërkohen në ujë.



Lotët bien si rruazat nga peri i këputur.



E fshehu grerën nën këmishë dhe u ankua për thumbin.



Ai vetëm në tigan di të peshkojë.



Ku ka lule ka bletë.



Po të mos kishte maçoku mustaqe, nuk do t'i ndjente minjtë.



Me një dorë nuk duartrokitet.



Është i qetë si uji në pus.



Gënjeshtari e ha fjalën si zjarri kashtën.

Kush bën banjë në dimër në lumin me akull, e ka të siguruar ngrohjen në shtëpi.



Më thua se nuk i bihet murit me kokë; por ti s'i bie as dyshemesë me këmbë.



Të gjithë qoset një lëkurë kanë.



Njeriu siç kultivon pemët, mund të kultivojë edhe virtytet.



Oborri pa shpezë - tigani pa vezë.



Më mirë një mace për minj sesa një qen për bushtra.



Njeriu është e vetmja kafshë që gabon.



Kur s'ke dhëmbë, ke qofte.



Doli faqebardhë nën dardhë.



Kafsha ha, njeriu ha dhe vret.



E qeshura është një teshtimë; kur të vjen, nuk e mban dot.



Nuk qesh dot kur të duash. Dikush duhet të të gudulisë.

Ai është thes i shpuar dhe kosh pa fund.



Kur nisesh diku, e di çfarë lë, por nuk e di çfarë gjen.



Këndezi në mëngjez thërret: i zoti i shtëpisë po bën dashuri me gruan.



Maçokut në shkurt i pëlqen më shumë mjaullima e maces, sesa cicërima e thëllëzës.



Peshku zihet në grep nga goja dhe qelbet nga koka.



I zoti është ai që i bën edhe të tjerët të zotët.



Krishti kur u kryqëzua e kuptoi se ç'është e mira dhe ç'është e keqja.



Shumë mace formojnë komunitetin e pastrehuar të macërisë.



Të luftohet korrupsioni në tenderat e shitjes së maceve.



I pazoti mund të jetë i mirë, por i padobishëm.



Miu nuk i vështron macet nga ngjyra, po nga thonjtë.



Nuk matet burrëria nga mustaqet.

Jo çdo bubullimë sjell shi.



Këndezi i mirë me pula shumë.



Daullja nuk ia sjell veshët të shurdhërit.



Qoset mund të mos kenë qime edhe në ndonjë vend tjetër të trupit.



Të mbrohen të drejtat dhe liritë e minoriteteve në mbretërinë e kafshëve!



Për milingonën një fije bari në livadh është më e gjatë se për njeriun një pishë në pyll.



Nga qeni duhet të marrë shembull ai që e quan veten besnik.



Njeriu, ashtu si qeni, duhet stërvitur për t'u bërë besnik.



Pas daljes së telekomandës në televizor nuk shohim asnjë film të plotë.



Ne i mësojmë virtytet më shumë nga të vdekurit sesa nga të gjallët.



Po nuk thur, nuk shthur.

Kush nuk përtypet, nuk i prishen dhëmbët.



Çdo zog ka një fole; puna është se në ç'fole i lë vezët për të dalë zogjtë.



Të gjithë veshët e njerëzve sado të përsosur të jenë, nuk e kanë njëlloj dëgjimin.



Pesë minj për një vit bëjnë një qytet të tërë minjsh.



Sa mirë bënë ata majmunë, që nuk u kthyen në njerëz.



U helmove me qofte? Atje të qoftë!



Njohja e njerëzve është e mangët pa njohjen e kafshëve.



Tigri është kushëriri i madh i maçokut.



Në sytë e gomarit majmuni dhe njeriu janë njëlloj.



Njeriu është një majmun që di të shkruajë dhe të lexojë.



Ai kërkon dhjamë nga pleshti dhe mjaltë nga bubazheli.



Qose: njeri që nuk ka provuar gëzimin e aktit të të rruarit.

Një djep mund të përkundë edhe një gjeni, edhe një tiran apo një kusar.



Milingonat kanë një rend të përsosur: kanë punëtorë, pastrues dhe ushtarë; kanë gardë dhe mbretëreshë. Vetëm gazetarë nuk kanë.



Njeriu njeriut i kafshon veshë më shumë se ç'i kafshon qeni qenit.



Aq e madhe ishte kolla e tij, sa dukej sikur do t'ia nxirrte mushkëritë nga goja.



Nga majmuni nuk doli vetëm njeriu, po edhe gomari.



Maçoku në përgjim nuk duron më shumë se spiuni.



Mos i qaj hallin kalorësit se i varen këmbët, por qaji hallin kalit që këmbët e varura të kalorësit nuk e lënë të vrapojë.



Qëkur dolën çarku dhe helmi macet ose u bënë përtace në gjueti, ose u bënë qënie shtëpiake zbavitëse.



Nuk bëhet stan me lepuj, por duhet të synojmë për ta bërë.



Kush ha banane i shtohet dashuria për majmunët.

Qeni është besnik i njeriut; atëhere përse mërzitemi kur na shajnë: “qen”?



Maces nga maja e malit i vjen era e peshkut nga deti.



Po të ktheheshin gjithë majmunët në njerëz, atëherë Anglia, Spanja, Franca, Belgjika dhe ndonjë tjetër do të ishin koloni të Afrikës.



Gomari i do më shumë gjembat se lulet.



Mizat e shtëpisë, zakonisht, nuk shkojnë në vazot me lule, por në pjatat me gjellë, se janë tepër miqësore me njerëzit.



Zëri i maces – revolta e miut.



Sa më pak mace, aq më shumë minj.



Minjtë janë revolucionarë kundër pushtetit të maceve.



Miu nuk mund të arrijë ndonjë konsensus me macen.



Maçoku është peshkologu më i madh i njohësve të peshkut.



Maçoku me bisht të përkëdhel, me thonj të çjerr.

Me qumësht gomarice nuk bëhet djathi.



Pordhët e peshkut nuk i dëgjojmë, se i bën në ujë.



Pëllumbat nuk qëndrojnë në pemë, por në çati për të dëgjuar frymën e njeriut.



Pëllumbat nuk vriten, se janë të bekuar nga stërgjyshërit tanë.



Majmunët, ish pronarët e bananeve, kërkojnë pronat e tyre.



Nuk mbrehen në zgjedhë maçokët për të lëruar tokën.



Maces i pëlqen më shumë një cironkë, sesa një thelë mishi.



Sorra nuk qëndron në mollën e lulëzuar.



Edhe lakuriqi i natës fluturon, po nuk është zog.



Kali i kalorësit nuk ngarkohet.



Shiko këndezin dhe çmo qymezin.



Gomari pëllet, i zoti leh.

Peshku hesht në det, në tigan kërcet.



Urithi nuk del sheshit, se është spiun i kafshëve.



Breshka, gomari dhe prindi kanë fatin të mbajnë samarin tërë jetës në shpinë.



Lepuri veshët i ka më të gjatë se këmbët e para.



Shqiponja fluturon në qiell, po mendjen e ka në mal për të rritur zogjtë.



Më vjen keq të të therr, o qengj i bukur, po ç't'i bëj kësaj gojës time!



Edhe shoqata e mbrojtjes së kafshëve nuk rri pa ngrënë mish.



Pleqtë kujtojnë, të rinjtë ëndërrojnë.



S'ka këndez pa një ves.



Trutharë apo trunjomë një kuptim kanë: idiot.



Kush i hip kalit së prapthi ka qejf të dëgjojë pordhët e kalit.



Ka njerëz që nuk qajnë as nga qepa.

Macet janë më të ndershme se bushtrat.



Maçoku mbrohet me thonjtë, qeni me dhëmbët.



Sikur pulat ta dinin çfarë i priste, do të qëndronin brenda vezës.



Ka më pak maçokë se mace, prandaj në shkurt pëlcet sherri mes maceve.



Çrregullimi i mendjes së një njeriu kuptohet kur thotë: lopa hingëllin, macja leh, ujku pëllet, gruaja blegërin.



Gruaja nuk i duron pyetjet dhe shpjegimet.



Bariu i bie fyellit edhe për të kënaqur me muzikë dhentë.



Bythë e mizës, zbardh prej gjizës?



*Dialog:*
*- Peshëngritesi e ngre kalin?*
*- Jo.*
*- Po pelën?*
*- As pelën.*
*- Po gomarin?*
*- Jo!*
*- Po ty të ngre?*
*- Pusho, gomar.*

Më mirë një kalë në krye të gomerëve sesa një gomar në krye të kuajve.



Pylli i burrave është i rrallë, i burracakëve i dendur.



Në kohët moderne të mbash mace në shtëpi nuk do të thotë të mbytë minjtë, por të zbavitë të zotin dhe miqtë.



Sot macja ka frikë nga shoqata e mbrojtjes të kafshëve, prandaj nuk mbyt minj.



Ai ia ka hipur kalit, por vjen një çast që mund t'ia hipë gomarit.



Cjapi zakonisht të lëpin veshin se i duket si thelë e hollë lakre.



Më mirë lepuri në bark se akrepi në vesh.



Nuk ka gjarpër, që nga goja nxjerr lëng të ëmbël.



Kush mban një maçok, ka në krahë një shok.



Lepuri ngjitet më shpejt në të përpjetën dhe shumë më ngadalë zbret tatëpjetën.



Macet në shkurt këndojnë kur bëjnë dashuri, por neve na duket si grindje. Ato nuk mund të këndojnë si bilbilët për të na pëlqyer neve. Mjafton që t'u pëlqejnë maçokëve, dashnorëve të tyre.

Pleshtin natyra e do, dysheku s’e do.



Lojtari i mirë me tifozë shumë.



Qentë le të lehin të lidhur.



Ujku do mjegull, maçoku do natë.



Pela do kalë, vajza do djalë.



Vrapo, o mëz, vrapo, sa s’të kanë vënë fre.



Ka njerëz që mendtë i kanë në kokë, ka të tjerë që i kanë përtokë



Disa kanë lekë në xhep, po s’kanë lekë në kokë.



Macet janë si gratë, vetëm çjerrin, qentë janë si burrat vetëm kafshojnë. Kështu thonë disa, por në botën moderne ka gra që kafshojnë dhe ka burra që çjerrin.



Ai kërkon që rabecka të bëjë vezën e patës.



Qentë nuk lodhen duke lehur.



Njerëzit e vërtetë janë ata, që brenda trupit të plogët të së sotmes përgatisin shëndetin e trupit të së nesërmes.

Njeriu kostumin ndërron, por zakonin s'e harron.



Miu i vogël është, po mundi dinozaurin.



Shumica e gomerëve jane buzëbardhë, prandaj ne themi: Sa gomerë buzëbardhë ka!



Është mëkat i rëndë të vrasësh një bletë, punëtoren më të madhe të shoqërisë të panumërt të insekteve në shërbim të njeriut. Më duket se në këtë rast jam një simpatizant i bektashinjve. Ndofta në çast kam ndjerë zërin e gjyshit tim të lashtë.



Pëllitja e gomarit në të vërtetë është këngë dashurie për gomaricën.



Ai ishte i ditshëm, i pëlqenin gratë që hanin hudhra!



Ai është lepur me pantallona kauboj.



Me maçokë të rrish, do mjaullish.



Nuk fluturon miza në shi.



Gomari në breshër mbron veshët.

Qeni nuk ha fasule se ka turp ta pjerdhë të zotin.



Miza ka shumë, por vetëm njëra bën mjaltë.



Mjaltin e shijon më shumë ariu sesa njeriu.



Kur vret një kafshë vret stërgjyshin tënd.



I pagjumi ka nevojë të shohë filma me personazhe që gërhasin duke fjetur.



Qyqja nuk ka familje; as fëmijët e saj nuk i di se ku janë, prandaj është bërë aktiviste shoqatash.



Mos dil prapa mushkës se të shkelmon, as prapa gomarit se të pjerdh.



Atij, kur qesh, i shkon goja vesh më vesh.



Dhija është femra më moderne, pasi e mban nudo pjesën më delikate të trupit të saj.



Maçokët nuk jetojnë në tufë, ndaj mos kërkoni prej tyre konsensus.



Ka njerëz aq kuriozë, sa duan të dinë nëse pjerdh peshku.

Njeriu po vodhi, mbaron në çmendinë.



Ne po të flinim me sy hapur, do të ishim peshq.



Ujku dhe qeni janë kushërinj të parë, por vriten me njëri – tjetrin. Për pronën?



Mushka pjell vetëm në Shqipëri, se ka gomerë trima, po edhe qejflinj në çështje seksi.



Macet që nuk kanë njohur përkëdheljet e maçokëve nuk dinë të gjuajnë minj.



Muzika e bën ujkun të ulet në bisht dhe të dëgjojë tingujt e saj.



Peshkaqeni nuk ha cironka.



Për peshkaqenin flasim, po për peshkadacin?



Mushka është e bija e gomarit. Sa keq që nuk ka trashëguar durimin e të atit!



Macja është besnike e shtëpisë, qeni besnik i të zotit, prandaj ka harmoni mes tyre.

## **Jetëshkrimi i një libri**
### ***Pak fjalë për lexuesin***

Aforizmat që përmban ky libër janë shkruar përgjatë më tepër se dy dekadave, nga viti 1994 e në vijim. Janë shkruar në tryezën e parlamentit, në tryeza miqsh, në kafene, në kohën e pushimeve në Tushemisht e madje vitet e fundit edhe në tavolinën e madhe të sallonit, ku Dritëroi kalonte një kohë të gjatë duke shfletuar libra, duke shkruar apo edhe duke parë televizor.

Një ditë ai vendosi t'i rishkruajë e t'i grupojë sipas tematikave, dhe kjo nuk ishte punë e vogël. Patjetër që do të thërriste në ndihmë Sadijen, shkruesen dhe redaktoren e tij besnike, e cila, pas 50 viteve bashkëjetesë, ia kuptonte mendimet edhe pa qenë nevoja t'i shihte të renditura e të shkruara në letër. Edhe *blloqet e mëdha*, siç i pëlqente Dritëroi, u gjendën, dhe përgjatë një kohe të shkurtër u arrit hedhja dhe parapërgatitja për botim e mbi 1500 aforizmave.

Një pasdite, duke lexuar disa prej tyre, e pyeta:

- Babush, a t'i botojmë këto aforizma, se janë një mrekulli? Parathënien e ke shkruar, të grupuara i ke. M'i jep mua, t'i radhisim e faqosim.

Ktheu nga unë fytyrën, e cila përherë kishte dritë, por edhe hijet e mëdyshjes, sytë e zgjuar të veshur së fundmi

edhe me një tis malli, përlotje kujtimesh, e më tha:

- Jo, jo. Nuk janë gati - dhe vuri dorën sipër blloqeve si një kapak i rëndë duke përthyer gishtërinjtë si dryn e duke mos më dhënë asnjë mundësi të mëtejme diskutimi e insistimi.

Kjo bisedë u krye në pranverën e vitit që shkoi dhe nuk u hap më.

Ndoshta im atë e kishte menduar që diçka duhej lënë për t'u botuar kur ai të mos ishte më në jetë, ndoshta besonte e shpresonte që shëndeti do t'ia lejonte që t'i kalonte edhe një herë nëpër duar, duke shtuar të tjera që i kishte në disa blloqe të vogla e copëza letrash, apo edhe të bënte një "krasitje" të fundme.

Blloqet u lanë ashtu siç i vendosëm atë pasdite, në bibliotekën e tij të dhomës së gjumit, pranë dosjeve e shënimeve që prisnin prej kohësh të rilexoheshin e redaktoheshin nga vetë ai.

Në pranverën e këtij viti, pak muaj pasi Dritëroi u nda nga jeta, morëm guximin, së bashku me nënën time, Sadijen, ta përgatisnim për botim këtë libër, të bënim pjesë të kësaj pune edhe profesorin, studiuesin dhe njohësin e veprës së Dritëroit, Shaban Sinanin. U përfshimë nga ethet e leximit, shijimit, meditimit e analizës së këtyre thënieve-sintezë mençurie, që jo çdokush ka dhuntinë t'i krijojë. Kaluam çaste buzagazi, nga ajo ironi e sarkazëm aq e hollë që shumëherë përshkonte esetë apo aforizmat e tij. U mrekulluam nga thjeshtësia e mendjemprehtësia e formulimit magjik të të vërtetave njerëzore e shoqërore që pakkush si Dritëroi di t'ia përcjellë lexuesit.

*Aforizma shkruajnë ose pleqtë, ose të lajthiturit. Unë jam*

*mesi i tyre*, - thoshte i dituri dhe modesti Dritëro, sa herë që binte fjala për këtë zhanër aq të veçantë të artit të të shkruarit. Ndonjëherë ato i quante si *një ushtrim të mirë për trurin, për t'u mbrojtur nga plakja*; si aftësi e njerëzve që dijnë të mendojnë dhe të shkruajnë etj. Ndër njerëzit e shquar të letrave shqipe me prirje drejt thënieve aforistike ai veçonte Naim Frashërin, Sami Frashërin, Faik Konicën, Gjergj Fishtën, Mitrush Kutelin, Jakov Xoxën dhe Rexhep Qosjen. Dritëroi çmonte shumë veçmas aforizmat në romanet dhe tregimet e Jakov Xoxes, që ngaherë e quante mjeshtër të vërtetë të fjalës shqipe.

Siç vetë e cilëson aforizmin, *ai është edhe esencë ironie, edhe esencë diturie, edhe esencë mësimi apo orientimi.*

Thëniet aforistike, këto maksimalizime të mendimit në fjalë, edhe kur nuk janë tërësisht të vërteta, përmbajnë grimca të së vërtetës, përmbajnë anën sugjestionuese të mençurisë dhe shprehjes së bukur përmes fjalës. Të rrallë janë shkrimtarët që kanë botuar përmbledhje aforizmash.

Edhe i famshmi lëvrues i këtij zhanri "të hollë" filozofik, Oscar Wilde, nuk arriti të botojë një libër të plotë aforizmash në gjallje të tij. Do të ishin studiuesit e veprës së tij ata që grupuan e përmblodhën atë pasuri të madhe aforizmash të rralla, të veçanta por edhe të çuditshme, siç është e gjithë krijimtaria e këtij shkrimtari të madh.

E, duke iu kthyer dashurisë së Dritëroit për aforizmat, besojmë fort që botimi i këtij libri përbën ngjarje në botën e letrave shqip.

Ajo çka më së shpeshti i druhej Dritëroi ishte frika e përsëritjes, frika e të thënit nga të tjerë të së njëjtës ide apo fjali të mençur.

Duke ia dhënë lexuesit këtë libër, besoj të jem e falur prej tij për këtë hap. Por kemi bindjen që ky libër është po aq origjinal, sa ç'është tërë vepra e tij e madhe. Në një aforizëm ai thotë: *Unë të vetmen kredi që marr, e marr nga kredia që më jep Banka e Folklorit,* gurra e përhershme e frymëzimit dhe të krijuarit ishte përgjatë tërë jetës së tij, populli dhe mençuria popullore.

Dhe, nëse Dritëroi do të ishte në jetë e do të shijonte botimin e këtij libri, do të thoshte:
*Ndjesë, o populli im, nëse kam marrë për vete dhe kam përsëritur ndonjë thënie tënde të mençur.*

**Elona Agolli** *20 gusht 2017*

# PËRMBAJTJA